

Përktheu nga gjuha turke - osmane
**Mehdi Polisi**

Titulli i origjinalit:

لطائف
محرری : ش. سامی
استانبول
(مهران) مطبعه‌سی
١٣٠٠

**LETÂIF**
Botuar për herë të parë në Stamboll 1883 (1300 h.)

## Sami Frashëri

# Anekdota

LogosA

## Paraqitje nga përkthyesi

Vepra *Letaif* (Anekdota) është botuar si përmbledhje e veçantë në vitin 1300/1883 në Stamboll në gjuhën turke-osmane; mban numrin 17 të serisë së botimeve nën titullin Cep Kütüphanesi "Biblioteka e Xhepit"; ka 224 faqe, me 463 anekdota gjithsej. Secilës anekdotë i është vënë numri.

Anekdota, siç dihet nga letërsia, është tregim i shkurtër për një ngjarje të vërtetë a të trilluar nga jeta e njerëzve të njohur ose që vë në lojë të metat e dobësitë e njerëzve, a shpreh një mendim edukues. Të tilla janë edhe anekdotat e përfshira në këtë vepër të Samiut.

Ashtu si te veprat e tjera të Samiut, të përkthyera e paraqitura prej meje, si: "*Dashuria e Talatit me Fitnetin*"; "*Personalitetet shqiptare në Kamus al-Alam*"; "*Qytetërimi islam*" dhe "*Gjuha*", edhe te vepra *Letaif* (Anekdota), kam ndjekur të njëjtën rrugë, duke e përkthyer edhe këtë vepër në gjuhën shqipe të plotë, pa ndonjë përzgjedhje a heqje, sepse kam menduar që, pikërisht, në këtë mënyrë ruhet më së miri origjinaliteti i veprës dhe mendimi i dijetarit të madh, ideologut të kombit tonë, Sami Frashërit.

Në fillim të veprës Samiu shkruan dhe një, siç e quan ai, *Shpjegim të qëllimit*, sa për të treguar se anekdotat dhe fjalët e urta janë thuajse të njëjta dhe, për të na udhëzuar, te parathënia vë në ballë të veprës *Emsal* "Fjalë të urta". Për vlerën e anekdotave dhe fjalëve të urta,

për punën që ka bërë rreth tyre etj. t'ia lëmë fjalën vetë Samiut (shih më poshtë).

Veprën origjinale *Letaif* (Anekdota) ma siguroi bashkëpunëtori dhe miku im i nderuar, z. Adnan Ismaili, prandaj, kam kënaqësinë t'i shpreh mirënjohjen dhe ta përshëndes publikisht.

Pasi e kisha përfunduar këtë punë, më ra në dorë vepra e Zyber Bakiut "Fjalë të urta dhe tregime zbavitëse." Pasi e krahasova me origjinalin, pashë se aty nuk ishte përfshirë një pjesë shumë e madhe prej këtyre anekdotave.

*Prishtinë, 9. 03. 2003*
*Dr. Mehdi Polisi*

## Shpjegimi i qëllimit

Atë që do ta thosha për tregimet e shkurtra zbavitëse me karakter filozofik, të cilat do t'i paraqes të përmbledhura në disa vëllime në kuadër të *"Bibliotekës së Xhepit"* (Cep Kütüphanesı), i kam thënë në parathënien e veprës *Emsal* "Fjalë të urta", që janë botuar në disa vëllime, po ashtu, në kuadër të *"Bibliotekës së Xhepit"*. Prandaj, nuk më mbetet tjetër këtu, veçse të them se kjo vepër ka lidhje të ngushtë me veprën tjetër *Emsal* "Fjalë të urta".

*Sh. Sami (Frashëri)*

# Parathënie

Shpresoj se nuk do të jetë harruar një gazetë e vogël e quajtur *Sabah* (Mëngjesi), e botuar para tre-katër vjetësh. Kjo gazetë, që u pëlqye nga lexuesi, ka qenë mjeti im për t'i bërë shërbim atdheut dhe kombit për nja dhjetë muaj me radhë.

Njëri nga shkaqet, ndoshta më kryesori, i cili bëri që kjo gazetë të pëlqehej nga lexuesi, qe rubrika me titullin *Şundan-Bundan* (Andej-Këndej). Me të vërtetë, materiali i radhitur nën këtë titull ishte edhe zbavitës për lexuesin, edhe i shërbente moralit, e shumë herë përmblidhte me pak fjalë mendime dhe ide, që mund të shpjegoheshin vetëm me shprehje të gjata e të mërzitshme.

Nën titullin "Andej-Këndej" botoheshin edhe disa njohuri e lajme, që do t'i përshtateshin këtij titulli, megjithatë, ajo që e bënte këtë rubrikë të gazetës të pëlqehej nga të gjithë, ishin thëniet filozofike dhe tregimet argëtuese. Këto u pëlqyen aq shumë nga lexuesi, saqë shokët filluan të më thërrasin *Şundan Bundan* (Andej-Këndej). Më vonë, kur mora përsipër detyrën e redaktorit të gazetës *Tercxhuman-i Shark* (Zëdhënësi i Lindjes), më vinin kërkesa dhe propozime të lexuesve nga të gjitha anët, për të mos i lënë edhe faqet e kësaj gazete pa rubrikën *Şundan-Bundan* (Andej-Këndej).

Dëshira ime ishte e njëjtë me dëshirën e lexuesit, prandaj po i plotësoj të dyja bashkë. Por, gjithsesi, jam shumë i lumtur që në këtë mënyrë po i shërbej edhe

moralit të përgjithshëm. Meqë është vërtetuar se thëniet e tilla i shërbejnë moralit më shumë se këshillimet haptazi, u kërkua nga lexuesit që të mos humbisnin nëpër faqet e gazetës, jeta e së cilës është nga mëngjesi deri në mbrëmje. Lexuesit më kanë kujtuar dhe më kanë propozuar vazhdimisht që t'i mbledh e t'i botoj ato në përmbledhje të veçanta. Sado që këtë dëshirë e kam pasur në qendër të vëmendjes, mjerisht, deri më tash nuk kisha pasur kohë për këtë punë.

Këtë herë, pasi z. Mihrani, i cili, në të vërtetë ka qenë shok imi në të dyja gazetat e përmendura më lart, në kuadër të serisë së veprave të botuara nën titullin "Biblioteka e Xhepit", ndër disa vepra të mia të reja e pa të arsyeshme edhe botimin e këtyre, vendosa që thëniet filozofike t'i përmblidhja nën titullin *Emsal* (Thënie të urta) dhe *Letaif* (Anekdota).

Meqë e di se do të ketë të tillë lexues, të cilët do të dëshironin ta dinin se ku i kam gjetur këto thënie të urta e këto tregime zbavitëse dhe si i kam përshtatur, po them nja dy fjalë mbi këtë pikë për të shmangur dyshimet.

Asnjëherë nuk e kam bërë zakon që të përvetësoj mendimin dhe punën e tjetrit, prandaj, edhe për këto nuk mund të krenohem se të gjitha janë prodhim i mendjes sime. Mund t'i ndaj në tri pjesë: E para, janë përkthime të thënieve dhe mendimeve të filozofëve e letrarëve të Perëndimit dhe Lindjes, në disa nga të cilat është përmendur edhe emri i autorit të tyre, kurse në disa prej tyre, jo. E dyta, disa janë ndërtuar sipas shembullit të thënieve të filozofëve e të letrarëve të Perëndimit, duke ua përshtatur moralit tonë kombëtar. Pjesa e tretë, ndërkaq, janë thjesht prodhim i mendimit tim; këto kapin gati gjysmën e të gjitha këtyre thënieve të urta dhe tregimeve zbavitëse, sidomos të tilla janë shumica e atyre që u përgjigjen nevojave të kohës e të rrethanave tona.

Në radhitjen e thënievee të urta dhe tregimeve zbavitëse nuk është respektuar radha që kanë në gazetat e sipërpërmendura, por janë përmbledhur sipas shijes, duke i vënë secilës një numër, kurse sasia është afruar në tre mijë (fjalë të urta), kurse tregime zbavitëse 463.

Në rast se kjo vepër pëlqehet nga lexuesi, e kam shpresë se po, edhe më tej do të përgatis thënie të tilla filozofike dhe premtoj se do t'i botoj herë pas here.

*Stamboll, 7 Shaban 1296/1878.*
*Sh. Sami (Frashëri).*

## 1

I kishin thënë njërit se i kishte vdekur një mik: "Është rrenë, u përgjigj, sepse unë marr letër për çdo javë nga vetë ai. Po të ishte e vërtetë kjo, ai do të më kishte shkruar."

## 2

Qeveria e Francës e kishte ndaluar botimin e veprës së Volterit me titull "Virgjinia" dhe të veprës së Heliotisit me titull "Mendimi." Kur u dërgoi udhëzimin provincave për t'i hequr nga përdorimi këta libra, kudo që gjendeshin, një qeveritar shkroi këtë përgjigje: "Në provincën tonë nuk ka as mendim e as virgjini."

## 3

Tribolei, një nga bashkëpunëtorët e Fransuasë së Parë, njërit prej mbretërve të Francës, kishte bërë shaka me një aristokrat. Ky e takoi njëherë rastësisht në rrugë Tribolenë dhe i tha: "Unë do të të vras me dajak." Tribolei shkoi te mbreti dhe iu ankua. Kur mbreti i tha: "Njeriun që do të të vrasë ty, do ta var pas një ore!", Tribolei i tha me lutje: "Madhëri, meqë do ta varni, a nuk bën ta varni një orë para se të më vrasë mua?"

## 4

Një francez, meqë ishte martuar me dy gra, do të dënohej me vdekje. Njëri, kur e dëgjoi këtë lajm, tha: "Pushteti nuk i paska dhënë rëndësi fare kësaj, kur u martua me gruan e parë. Po ta kishte kapur dhe ta varte, do të ishte larguar e keqja që atëherë."

## 5

Dy miq diskutonin dhe bisedonin për miqësinë e dashurinë që kishin mes tyre. Kur njëri e pyeti tjetrin: "Po të vdes unë para teje, a do të më vish në varrim?", ai iu përgjigj: "Me kënaqësi!"

## 6

Një njeri e kishte njërin sy të vënë, artificial. Kur do të flinte, e nxori dhe, për ta vënë diku, ia dha shërbëtorit. Pasi e mori, shërbëtori nuk po largohej, por ende priste aty. Kur burri e pyeti se ç'po priste, ai u përgjigj: "Ju lutem, a nuk do të ma jepni edhe tjetrin?"

## 7

Një grua aq i kishte punuar dhe stolisur teshat e veta me fijëza argjendi e ari, saqë mezi po ecte nga pesha. Njëri e pa dhe iu drejtua: "Cilit argjendar ia keni dhënë t'ua qepë këto tesha?"

## 8

Një zejtar shkoi në redaksi të një gazete dhe tha: "Mua më vdiq gruaja, ndaj, ju lutem, botojeni këtë lajm në radhën e lajmeve të gazetës suaj." Kryeredaktori nuk pranoi me përbuzje e me tallje, duke i thënë: "Biro, ne shkruajmë vetëm nëse vdes ndonjë person me nam të madh; po të botojmë lajme sa herë vdesin gratë e zejtarëve, atëherë gazeta jonë do të kthehej në statistikë të të vdekurve." Por burri, duke mos u kënaqur me përgjigjen, kërkoi që t'i vihej ky lajm në gazetë me pagesë. Atëherë zoti drejtor e dha pëlqimin për ta botuar lajmin, por u bë

kureshtar dhe e pyeti atë, përse këmbëngulte që me çdo kusht ta përhapte lajmin se i kishte vdekur e shoqja. Burri i tha: "Sepse çkado që shoh në gazetë, del rrenë. Pasi të botohet aty edhe ky lajm, meqë në të vërtetë do të dalë i rremë, nuk më mbetet farë dyshimi se kur të kthehem në shtëpi, do ta gjej gruan time përsëri shëndoshë e mirë."

## 9

Një letrar, ndërsa po udhëtonte me barkë, fliste me vetvete për disa mendime filozofike. Barkëtari e pyeti: "Me kë po bisedoni, zotëri?", ai iu përgjigj: "Po bisedoj me Volterin dhe Rusonë." Kur doli nga barka dhe deshi të paguante vetëm për vete, barkëtari i tha: "Jo zotëri jo, ju ishit tre veta, unë nuk i njoh shokët e tu, kam bërë pazar vetëm me ty. Prandaj ti do t'i paguash paratë edhe për Volterin e Rusonë." Duke i thënë kështu, e detyroi të paguante për tre veta.

## 10

Një zengjin, pasi kuptoi se do të vdiste, në testamentin që bëri për ndarjen e pasurisë, nuk kishte shkruar asgjë për një njeri që ishte më punëtori. Kur bashkëpunëtorët e tij i tërhoqën vërejtjen dhe ia kujtuan se e kishte harruar, ai u tha: "Meqë ai ka qenë në shërbimin tim qe njëzet vjet, nuk ka nevojë për asgjësendi."

## 11

Një kardinal deshi t'i shkruante papës një letër urimi. I tha sekretarit të vet: "Ti shkruaje një, edhe unë do të shkruaj një tjetër; cila prej tyre do të jetë më e mirë, atë

do t'ia dërgojmë". Kur u shkruan të dyja letrat, kardinalit i pëlqeu ajo e sekretarit. Por sekretari u largua pa thënë asnjë fjalë dhe, pasi gjeti arkëtarin e kardinalit, i tha: "Dëgjo, më bëj llogarinë time, do të iki." Kur arkëtari e pyeti për shkakun, ai iu përgjigj: "Meqë kardinali i nderuar e ka kuptuar se unë shkruaj më mirë se ai, është e pamundur të qëndroj më këtu."

## 12

Një lajkatar shoqëronte mbretin dhe i shërbente. Kur mbreti e pyeti, se sa ishte ora, dha këtë përgjigje: "Varet prej urdhrit tuaj, madhëri."

## 13

Njëri, i shqetësuar nga fajdexhinjtë që nuk e linin të qetë për paratë e marra hua, u detyrua ta linte familjen në mjerim e vuajtje dhe të ikte natën. Rrugës i doli përpara një vjedhës dhe i tha me kërcënim: "Ose më jep qesen e parave, ose do ta marr shpirtin." Burri ia priti: "Po të kisha qese, nuk do ta kisha lënë familjen time të uritur dhe nuk do të kisha ikur natën. Merrma shpirtin, do të më shpëtosh nga ky hall i madh". Vjedhësi e kuptoi gjendjen e hallexhiut, i ra në gjunjë, nxori qesen e vet në të cilën kishte një mijë franga dhe i tha: "Aman! Ja qesen time, mos më kërko jetën time, mos ma merr shpirtin." Dhe pasi ia dha qesen, vjedhësi iku me vrap.

## 14

Luigji i Katërmbëdhjetë e pyeti njërin nga bashkëpunëtorët e vet: "Në filan vend, disa vjet më parë, kishte një mulli me erë, a të kujtohet?" Bashkëpunëtori iu përgjigj:

"Po, madhëri, më kujtohet fare mirë. Tani mulliri nuk punon më, është lënë pas dore, por era ende vazhdon të fryjë atje."

## 15

Një prift shkoi te një i sëmurë dhe e pyeti për shëndetin. I sëmuri iu përgjigj: "Unë jam paksa më mirë, falë përkujdesjes së mjekut K...." Me shikim të ashpër dhe me zemërim, prifti i tha: "Jo, iu luta unë për ty shenjtit L... dhe, falë përkujdesjes së tij, ju u shëruat." I sëmuri i tha: "Sido që të jetë, shëndeti është një pasuri që sot e kam në duart e mia; kushdo që të vijë dhe të kërkojë vlerën e tij, në saje të tij do të jem bërë më mirë."

## 16

U sëmur gruaja e një sarafi që këmbente para. Mjeku i dha njëlloj ilaçi si pluhur dhe e këshilloi sarafin që t'i jepte çdo ditë sa pesha e një lire (rreth 7 gram). Të nesërmen, posa mori lajmin se i kishte vdekur gruaja, mjeku shkoi në shtëpinë e sarafit dhe e pyeti: "Ç'bëre? A mos ia ke dhënë ilaçin në mënyrë të gabuar?" Sarafi iu përgjigj: "Jo, bëra ashtu si më the ti, vetëm se, meqë nuk kisha asnjë lirë, në vend të saj në peshore vura një monedhë bakri prej pesë mexhidije të bardha, që vlen sa një lirë."

## 17

Njëri, për të vështruar sesi do të zihej hëna, desh të shkonte në observator, por koha po kalonte sa të stolisej e të bëhej gati gruaja. Kur burri i tha: "Shpejto, bëhu gati shpejt, sepse koha po kalon", gruaja ia priti:

"S'kemi ndonjë ngut, s'prish punë, sepse drejtori i observatorit është miku ynë; ai do ta bëjë hënën të zihet përsëri dhe ne do ta vështrojmë, nuk do na mbetet pa e parë."

## 18

Njëri deshi të blinte një kalë. U mor vesh me të zotin, që gjysmën e parave të çmimit t'ia jepte në dorë dhe për gjysmën tjetër, t'i mbetej borxh. Pasi kaloi një kohë, njeriu që e shiti kalin shkoi te bleresi dhe, kur i kërkoi paratë që ia kishte borxh, burri i tha: "O njeri! A nuk bëmë marrëveshje që gjysmën të ta kem borxh? Nëse tash t'i jap ato para, atëherë unë nuk do të të mbetem borxh siç e patëm fjalën"

## 19

Një shkrimtar rus kishte shkruar një libër për ndjenjat e kafshëve. Pasi libri u përkthye dhe u botua frëngjisht, e pytën Volterin se çfarë pune ishte ajo. Ai u përgjigj: "Autori i këtij libri është njeri shumë i ditur, por ai, me siguri, nuk ka mundur t'i njohë shumë mirë ndjenjat e bashkëvendasve të tij."

## 20

Një koprac shkoi në teatër me një mik. Kopraci pagoi dhe e mori biletën për të hyrë brenda. Biletashitësi ishte paksa i hutuar dhe pasi ia dha biletën, ia kërkoi paratë rishtas. Kopraci i tha: "T'i dhashë, ë!" Po biletashitësi i hutuar iu përgjigj: "Nuk të pashë, por po të besoj". Atëherë ndërhyri miku i kopracit dhe tha: "Sa më përket mua, po them se e pashë që t'i dha, por nuk po mund ta besoj!"

## 21

Një gaskonjas, i veshur me tesha të grisura copa-copa dhe shumë të vjetruara, qëndronte në qoshen e një rruge dhe kishte shtrirë dorën për të lypur. Atypari kaloi një njeri dhe, pasi i dha një njëzetëshe, i tha që t'ia kthente dhjetë qindarka. Gaskonjasi, pasi i kontrolloi xhepat mirë e mirë, iu përgjigj: "Si duket, kur i ndërrova teshat, e kam harruar qesen te pantallonat e tjera."

## 22

Njëri, kur po bisedonte me një mjek, që e kishte mik, iu ankua për tradhtinë e gruas. Mjeku, pasi e dëgjoi një kohë, i tha: "Mos u frikëso, mos u bëj merak, nuk është shumë vdekjeprurëse; në një mijë burra të tillë vdesin vetëm dy-tre veta; shumica prej tyre jetojnë shumë e shumë vite."

## 23

Një vajzë, pas disa ditë martese, shkoi te babai i vet dhe iu ankua se e rrihte burri me shuplaka. Babai i tha: "Në qoftë se ai e rreh vajzën time, edhe unë do t'ia rrah gruan e tij", e kështu edhe ai i ra vajzës me një shuplakë.

## 24

Bekoni, një nga filozofët e Anglisë, ka thënë: "Koha e martesës nuk kalon, sepse njeriu në çdo kohë ka nevojë për grua: në rini, gruaja është e dashura e tij; në pleqëri, është partnere e barabartë e tij, kurse pasi plaket dhe matufoset, bëhet dadë e tij."

Isvikati, ndërkaq, ishte kundër këtij mendimi. Ai, kur desh ta martonte të birin, që ishte në moshën gjashtëmbë-

dhjetëvjeçare, atyre që i thoshin: "Lëre, yt bir le të mbushet me mend, dhe atëherë martoje", u përgjigjej: "Nëse mbushet me mend, a do të martohet ndonjëherë?"

## 25

Një poet po krijonte poezi duke u menduar me vete. Pranë tij po rrinte dhe një llafazan, i cili tregonte përralla gjatë e gjatë. Më në fund, kur llafazani e pa se poeti vazhdonte punën e vet dhe s'ia varte veshin fare, i tha: "Më falni, sigurisht që jeni në mendime të thella dhe po ju pengoj". Poeti ia priti: "Jo, jo! Vërtet nuk po më pengoni gjë, mund të vazhdoni."

## 26

Në teatrin e njërit nga mbretërit francezë një aktore nuk deshi të luante me një aktor që nuk i pëlqente. Mbreti dha urdhër që ajo të burgosej një muaj. Oficerit që erdhi të zbatonte urdhrin për burgosjen e saj, aktorja i tha: "Mbreti mund të marrë mallin tim, pasurinë sime, madje jetën sime, por nderin tim nuk mund ta prekë". Oficeri iu përgjigj: "Po, zonjë, dihet nga të gjithë, se gjënë që nuk ekziston, nuk mund ta marrë madje as mbreti".

## 27

Në Paris gratë kishin vendosur të themelonin një shoqatë shkencore të posaçme për vete. Në mbledhjen e parë vunë si kusht, që ajo, e cila do të bëhej kryetare e shoqatës, të ishte më e moshuara nga gjithë anëtaret, kurse gruaja që do të bëhe sekretare të ishte më e reja ndër të gjitha. Shoqata mbeti pa kryesi. Asnjëra prej tyre

nuk e pranoi vendin e kryetares, madje as ato që s'u kishte mbetur dhëmb në gojë. Të gjitha deshën që sekretare të bëhej një sekretar.

## 28

Po i lëvdonin së tepërmi mendjen dhe aftësinë e një njeriu. Një grua e pranishme aty tha: "Po, i përshtatet atij të ketë shumë mend dhe i aftësi, sepse ai nuk i shpenzon fare ato."

## 29

Në Francë një nëpunës, sado që nuk kishte ndonjë mjet tjetër për të fituar, brenda një kohe shumë të shkurtër u bë me shumë e shumë pasuri. Kur u mor vesh se kishte shpërdorur pozitën, e përzunë nga puna. Ai tha: "Shteti nuk bën mirë që më dëbon, sepse, ashtu siç e kam parë deri tashti punën time, do ta shihja edhe punën e shtetit!"

## 30

Një mareshal po e niste ushtrinë për në një vend. Kur njëri nga kolonelët e pyeti për shkakun e ekspeditës, ai iu përgjigj: "Jam epror, duhet ta mbaj të fshehtë shkakun e kësaj ekspedite, por megjithatë, nëse ju nuk ia tregoni njeriu tjetër, po jua them." Koloneli atëherë foli: "Si t'ia them dikuj tjetër? Një oficer i ndershëm kurrë nuk ia thotë njeriu tjetër të fshehtën, që ia ka besuar një epror më i lartë!" Mareshali ia priti menjëherë: "E pra, si mund ta pranojë një mareshal i ndershëm të bëjë një punë, që nuk e pranoka një oficer?" Dhe, kështu, e ruajti fshehtësinë.

## 31

Një fajdexhi i dha hua një njeriu me kamatë treqind lira për një vit afat, vetëm se, meqë e futi edhe kamatën tepër të madhe në atë shumë, dokumentin e shkroi për gjashtëqind lira. Pasi iku borxhliu, e shoqja e fajdexhiut i tha të shoqit: "O burri im, sa i pamëshirshëm që je! Vetëm për një vit afat!..." Fajdexhiu ia priti: "Nëse është ashtu, atëherë thirre borxhliun, le të vijë që të lërë edhe treqind lira të tjera dhe t'ia bëj dokumentin për dy vjet."

## 32

Një plak bëri marrëveshje për t'u martuar me një vajzë të re. Pasi kaluan disa muaj së bashku, plaku u sëmur. E thirri gruan pranë vetes dhe i tha: "E di që pasi të vdes unë, meqë je e re do të martohesh me një tjetër, por, të lutem, mos u marto me filan njeri, sepse nuk mund të pajtohem me të". Gruaja iu përgjigj: "Hiqe nga mendja, sepse unë, zaten, ia kam dhënë fjalën atij."

## 33

Njëri i tha një miku:

- Kam një lutje dhe nuk dua të ma refuzoni.

Miku iu përgjigj:

- Edhe unë kam një lutje për ju; a mund ta pranoni?

- Çka? Çfarë lutje? – i tha ai.

- Ju lutem që të hiqni dorë nga lutja që do të bëni, sepse nuk do të mund ta pranoja lutjen tuaj.

- Po përse refuzoni pa e ditur se ç'është ajo, për të cilën do t'ju lutem? – pyeti njeriu.

- Sepse, gjëja për të cilën ju do të më luteni, është e dëmshme për mua. Po të ishte e dobishme, ju nuk do të më luteshit. Përkundrazi, ose do të më urdhëronit, ose

do të më gëzonit me ndonjë lajm të këndshëm, të mirë. - iu përgjigj në fund miku.

## 34

Në Francë, një nëpunës u nderua me dekorim. Por kur shefi e pa se nuk qe i kënaqur, për shkak se donte ndonjë shpërblim tjetër, i tha: "A nuk u gëzove?" Ai iu përgjigj: "Çfarë ka për t'u gëzuar? Një copëz shiriti..." Atëherë shefi ia priti: "Mos u shqetëso dhe mos e nënçmo, sepse ajo copëz e shiritit tregon dhe mbulon krejt shërbimin tënd të deritashëm."

## 35

Njëqind vjet më parë, për Këshillin Arsimor të Francës, Volteri ka thënë: "Është një shoqatë në të cilën gjenden aristokratë, nëpunës të lartë, priftërinj të mëdhenj, të pasur, që veshin tesha të praruara me argjend e, madje ka edhe njerëz ekspertë për dituritë".

## 36

Njëri po tregonte diçka në një tubim. Një tjetër tha se tregimi nuk ishte i vërtetë, por një i tretë, megjithatë e pranoi vërtetësinë. Kur kundërshtari i tha: "Ju lutem, a mund të flisni e të diskutoni për të vërtetën?", ai që tregonte ngjarjen ia priti: "Jo, nuk flas, nuk diskutoj më, ama po betohem."

## 37

Në Evropën e Mesjetës, fisnikët dhe feudalët kishin në uniformën e tyre simbole të veçanta. Uniforma e një

feudali francez kishte simbol figurën e kokës së një kau. Kur pa një herë se në uniformën e një spanjolli ishte i njëjti simbol, e thirri atë në dyluftim. Kur arriti spanjolli në vendin e dyluftimit, në fillim e pyeti francezin se ç'ishte shkaku i dyluftimit. Francezi iu përgjigj: "Ke imituar uniformën time". Spanjolli aty për aty e pyeti: "Po cila është uniforma jote?". "Koka e kaut" - i tha francezi. "Pse po gaboni zotëri; ajo imja ka kokën e lopës" – ia priti spanjolli. Atëherë francezi, duke i kërkuar falje për këtë, hoqi dorë nga dyluftimi.

## 38

Zonjën Longëvil, që ishte me nam për edukatën dhe moralin e lartë, një ditë po e nxitnin të shkonte në pallatin mbretëror, për t'u bërë shembull edukues për gratë e mbretit. Zonja Longëvil, atyre që e nxitnin, u tha: "Para se të shkoj në pallat, duhet t'u bëhem atyre shembull, që të nxjerrin mësime nga pikëpamja e moralit dhe edukatës. Kjo është arsyeja përse nuk shkoj në pallat."

## 39

Një fëmijë e kishin porositur që të mos kërkonte asgjë për të ngrënë, përveç gjërave që ia shtronin në sofër. Një ditë harruan t'i vënë mish fëmijës në pjatë. Fëmija, për të mos shkelur porositë që i kishin dhënë, mori kriporen para vetes. Kur e pyetën se ç'do të bënte me kriporen, ai u tha: "E dua që t'i hedh kripë mishit që do të më vini në pjatë."

## 40

Në Francë, në një fshat që ishte nën udhëheqjen dhe nën mbrojtjen e një peshkopi të madh, një grua bënte

punën e mamisë, e sipas nevojës edhe të kirurgut. Një ditë gruan e thirrën në selinë e peshkopit, që gjendej në fshat, për t'i parë shërbëtorët e tij. Të nesërmen gruaja bëri një tabelë dhe e vari mbi derë. Aty shkruhej: "Këtu banon Mamia e Hirësisë së tij, peshkopit."

## 41

Një njeri ankohej se nuk e donte e dashura:

E dashura e tij u përpoq ta bindte, duke i thënë:

-Për Zotin! Pas vdekjes tënde nuk do të dua asnjë në botë.

Burri i tha:

-Atëherë, në qoftë ashtu, unë duhet të pres edhe shumë kohë.

## 42

Një princ kishte marrë një ditë në karrocë një njeri që fliste tepër. Me përrallat shumë të gjata që tregonte, e vuri princin në gjumë. Kur filloi ta tërhiqte për teshash, me qëllim që ta bënte t'ia dëgjonte përrallat, princi i tha: "Ose mos më bëj të fle, ose më lër të fle."

## 43

Në një tubim po diskutohej për xhindët dhe perritë. Kur njëri tha: "Unë nuk mund ta pranoj ekzistencën e një gjëje që nuk e shoh me sytë e mi", një tjetër ia priti: "Edhe unë, meqë nuk e shoh mendjen dhe mendimin tënd, nuk mund ta pranoj se i ke."

## 44

Ariosi, një nga filozofët e lashtë, ishte mërzitur pa masë nga mundimet që i shkaktonte e shoqja. Kur vajti për vizitë një herë te fqinji, ky i tregoi në bahçen e tij një dru ku ishin varur tre gratë e tij. Ariosi i tha: "Aman! Më jep një fidan nga ai dru, që ta mbjell në bahçen time."

## 45

Njëri, sado që nuk kishte mundësi dhe aftësi, organizoi një shfaqje teatrore. Mbrëmjen e parë, kur u shfaqej vepra e tij në teatër, shkoi në llozhën e një miku dhe e pyeti, nëse i pëlqeu ose jo vepra e tij. Miku iu përgjigj: "Shumë mirë, vëllai im, por aq vështirë e ke pasur të mos shkruash, sa ke qenë i detyruar ta shkruash këtë?"

## 46

Nga arka e një bankieri u vodhën shtatëdhjetë e pesë mijë franga, prandaj bankieri kërkoi që arkëtarin ta thërrisnin në polici. Ky, nga frika, i ktheu gjashtëdhjetë mijë franga. Megjithatë bankieri nguli këmbë se i kishte vjedhur edhe pesëmbëdhjetë mijë franga. Arkëtari atëherë i tha: "Për fjalë të nderit, përveç këtyre gjashtëdhjetë mijë frangave, nuk kam vjedhur asnjë tjetër."

## 47

Një llafazan shkoi te një mësues, nga i cili deshi të merrte mësime për logjikë. Mësuesi kërkoi dyfishin e asaj që u paguanin mësuesve të tjerë. Kur e pyeti për shkakun, ai u përgjigj: "Sepse nxënësit e tjerë i mësoj vetëm si të flasin, kurse ty duhet të të mësoj edhe si të flasësh, edhe si të heshtësh."

## 48

Një baba me dy fëmijët e tij të vegjël po qëndronin në breg të Danubit dhe po vëzhgonin vërshimin e ujit:

- Baba, ku shkon gjithë ky ujë? - e pyeti njëri nga fëmijët.

- Në det, biri im, - u përgjigj babai.

- Po të jetë ashtu, a do të vërshojë edhe deti? - e pyeti përsëri fëmija .

- Jo, im vëlla, deti nuk vërshon sepse në të ka shpuzore, ato e pijnë ujin, - ndërhyri i vëllai.

## 49

Një italian nguli këmbë se, nga poetët më të njohur italianë, Dantja ishte më i aftë se Ariostoja. Më në fund, pas disa dyluftimeve me kundërshtarët për këtë çështje, ishte duke vdekur nga plagët e marra. Duke dhënë shpirt tha: "Më vjen keq, se po vdes pa lexuar asnjë vepër të tyre: as të Dantes, e as të Ariostos".

## 50

Njëri i doli përpara një njeriu që nuk e njihte dhe i tha: "Zotëri, më jep një lirë, se do ta kthej pas nja dy ditësh." Kur burri i tha: "Mirë, ama unë nuk të njoh ty", ai ia priti: "Domethënë se, po të më njihje, do të ma jepje lirën? Jo, nuk e besoj. Ata që më njohin nuk më japin dhe, mu për këtë arsye t'u drejtova ty që s'më njeh."

## 51

Një parizian, kur lexoi në gazetë se një i njohuri i tij ishte caktuar në një vend pune, tha: "Hajmedet, haj! Filanit ia paskan dhënë atë vend pune! E njoh shumë

mirë atë; është gomar i vërtetë! Pasi qenka kështu, edhe unë do të përpiqem të zë një vend pune!"

## 52

Dikur, një vezir iu drejtua një poeti dhe e luti që ta mësonte të shkruante poezi sa për t'i kuptuar lëvdatat të cilat i shpreheshin atij. Poeti i tha: "Ju vetë do të jeni poeti më i mirë në botë, nëse për cilëndo poezi që dëgjoni, shprehni mospëlqimin tuaj, duke u thënë autorëve se nuk vlejnë."

## 53

Një djalosh sa herë që rrinte pranë një njeriu, gjithnjë e më shumë përmendte babanë dhe nënën. Meqë i përmendte vazhdimisht bashkë me titullin "Zoti babai im", "zonja nëna ime", këtij njeriu iu mërzit shpirti, prandaj thirri shërbëtorin e vet e i tha: "Zoti shërbëtor, thuaji zoti karrocierit, që t'i mbrehë zotërinjtë kuaj në zonjën karrocë."

## 54

Dy libralidhës ishin fqinjë. Gjithmonë e ndihmonin njëri-tjetrin. Kur njëri nuk e kishte diçka, e merrte te tjetri. Njëri prej tyre u sëmur dhe së bashku me fqinjin shkoi në Gjylhane për ta kontrolluar mjekët. Mjeku, pasi e vizitoi, i tha se kishte një sëmundje lëkure. Të nesërmen fqinji i tij e ndërroi dyqanin dhe zuri dyqan në një vend tjetër. Një ditë, një myshteri i solli një libër këtij libralidhësi dhe i tha:

- E lidha këtë libër, por u prish shpejt, duhet të ma lidhësh përsëri.

- Kush e ka bërë lidhjen? - e pyeti libralidhësi.

- Libralidhësi që ishte fqinji yt i vjetër, - iu përgjigj myshteriu.

Libralidhësi, posa i dëgjoi këto fjalë, e hodhi librin dhe tha:

- Nuk ta bëj, sepse ai ka sëmundjen e lëkurës, pastaj ajo do të kalonte edhe te librat e mia.

## 55

Një shkrimtar gjithmonë shkruante tragjedi, porse ishin shumë të rëndomta. Një nga miqtë e tij e pyeti: "Përse nuk shkruan komedi?" Autori iu përgjigj: "I kam lexuar komeditë e Molierit dhe kam kuptuar se nuk janë në atë nivel që të shkruaj edhe unë." Një tjetër që e dëgjoi, i tha: "Po tragjeditë e Rasinit nuk të kanë rënë në dorë fare?"

## 56

Një mësues i letërsisë, për t'ua hequr nxënësve dëshirën e mësimit të rregullave të shkrimit të vjetër, gjithnjë u thoshte: "Zotërinj, mos i shoqëroni emrat me mbiemra, sepse mbiemrat, sado që duket se përshtaten me fjalën që cilësohet si për nga numri e rasat, si për nga shquarsia dhe pashquarsia, përsëri në mes emrit dhe mbiemrit ka aq armiqësi, sa që po të bashkohen në një shprehje, i fusin përshtatjen dhe pëlqimin në grindje të madhe.

## 57

Njëri, ndërsa po shkonte rrugës, takoi një mullixhi, që e kishte vënë gomarin përpara dhe po ecte. Që t'i

bashkohej e të hynte në bisedë me të, e pyeti: "Për ku po shkoni kështu ju të dy?". "Shkojmë të marrim bar për ne të tre," - iu përgjigj mullixhiu.

## 58

Një vajzë rastisi në një fushë së bashku me Byfonin, që meritonte të quhej babai i njohurive shkencore mbi kafshët. E pyeti Byfonin: "Ç'dallim ka në mes kaut dhe demit?". "Vajzo, a po i sheh këto viça? - i tha Byfoni. - Demi është babai, kurse kau - xhaxhai i tyre."

## 59

Një këngëtar zëkeq, që këndonte në një kazino, bërtiste pa masë, saqë i mërziti të pranishmit. Të gjithë filluan të mërmërisnin. Posa e pa këtë gjendje, u çua në këmbë dhe tha: "Zotërinj, pa dëgjoni! Unë jam njeri që nuk e dua të padrejtën. Meqë më japin para aq sa për të bërtitur, unë do të bërtas me gjithë zërin që e kam; kush të dojë, le të dëgjojë, e kush të mos dojë, le të shkojë!"

## 60

Një nga bashkëpunëtorët e mbretit të Napolit mbante një defteri shënimesh. I ishte bërë zakon të shkruante gabimet e njerëzve të mëdhenj. Një ditë mbreti e pyeti:

- A jam edhe unë në defterin tënd?

- Ta shoh, - i tha bashkëpunëtori. E hapi defterin dhe, pasi e shfletoi, u përgjigj: - Po, jeni.

- Po çfarë gabimi kam bërë? - e pyeti mbreti përsëri.

- Ja, një gjermani i keni dhënë dy mijë florinj, që t'ju sjellë një kalë nga Gjermania.

- Po nëse gjermani vjen dhe më sjell ose kalin, ose paratë....

- Atëherë do t'ju fshij ju nga defteri dhe në vendin tuaj do të shënoj atë, - i tha bshkëpunëtori mbretit.

## 61

Një nga shkrimtarët francezë i tha poetit të famshëm Bualo: "Ju e keni mësuar dhe e njihni aq mirë poezinë, saqë herë-herë, edhe në prozën tuaj shihen shprehje me metër e rimë". Bualoi ia priti: "Po, ashtu është; kjo që po thua është e vërtetë. E kam mësuar poezinë po ashtu si ju, që jeni mësuar të shkruani në prozë, e kur merrni të shkruani poezi, ju dalin vargje pa metër e pa rimë."

## 62

Një zotëri shumë shumë i trashë nga mendja, ishte caktuar në një nëpunësi të një province. Kur i kishte mbetur edhe pak rrugë për të arritur në qytetin ku do të shërbente dhe pasi pa se po e zinte nata, pyeti një fshatar, që e takoi rastësisht në rrugë: "A do të mund të hyj në kasaba?" Fshatari, pasi i hodhi një sy zotëri nëpunësit, iu përgjigj: "Po përse të mos hyni ju, deri sa po hyjnë qerret e ngarkuara me bar?"

## 63

Një punonjës gjykate kërkoi një flori nga një njeri, që iu drejtua për t'u punësuar në administratë. Njeriu ia dërgoi floririn me anë të shërbëtorit, por shërbëtori e ndërroi floririn dhe i dha atij një monedhë të rreme. Pasi kaluan disa ditë, punonjësi i gjykatës e takoi të lartpërmendurin dhe i tha se floriri që i kishte dërguar ishte i

rremë. Burri iu kthye shërbëtorit dhe, kur i tha: "Floriri që ta dhashë ty nuk ishte i rremë, përse e ndërrove?", ky ia priti: "Zotëri, floriri që ma dhe po e kryen plotësisht detyrën e tij; ngado që shkon, kalon. Mendova se nuk është e pëlqyer dhe e lejuar që një flori i ndershëm si ky yti t'i dërgohej gjykatës nëpërmjet punonjësit të saj. E meqë kisha një flori të rremë, i cili e meriton dënimin, e dorëzova në pushtet në vend të tij."

## 64

Një aristokrat që ishte në shërbim të njërës nga mbretëreshat e Spanjës, interesohej të lidhte marrëdhënie dashurie me mbretëreshën, por nuk guxonte assesi t'ia shfaqte asaj dëshirën. Pasi mbretëresha e hetoi, një ditë i kërkoi që t'i sillte fotografinë e së dashurës. Aristokrati gjeti një pasqyrë të vogël dhe, kur ia dha mbretëreshës, i tha: "Ja, kjo është."

## 65

Njëri e kishte humbur unazën në një livadh. Ndërsa po e kërkonte, pa një të njohur që endej aty. E pyeti: "Ç'po kërkon ti aty?", ky iu përgjigj: "Hiçasgjë." Burri atëherë ia priti: "Ah, sikur ta kisha humbur unë gjënë që po kërkon ti!"

## 66

Një redaktor, i pakënaqur nga vërshimi i fjalëve arabe në gjuhën turke, sa herë që shihte shprehje, si "çifliku i përmendur", thoshte: "Pashi Zotin, bëhuni pak më të ditur; cilësorin e turqishtes mos e paraqitni si mbiemër arab, sepse po të mërziten një ditë mbiemrat dhe po ta braktisin gjuhën turke, vaj halli për këtë gjuhë."

## 67

Në Francë, njëherë u shpall një urdhëresë zyrtare, e cila ndalonte që për shpenzime njeriu të mbante në dorë ar dhe argjend në vlerë më shumë se pesëqind lira. Cilitdo që i gjendej një sasi të tillë, i konfiskohej dhe po aq i merrej si gjobë, kurse tri të katërtat i jepeshin atij që njoftonte.

## 68

Një llafazan ishte verbuar nga të dy sytë dhe atyre që shkonin për ngushëllime e për t'i uruar shëndet, u thoshte: "Kjo që më ka ndodhur nuk është një e keqe aq e madhe, sepse deri më tash, në të shumtën e rasteve, rrugës kam ecur vetëm dhe vërtet mërzitesha, meqë nuk gjeja njeri që t'i thosha një fjalë. Ndërkaq, prej tash gjithmonë do të kem një njeri pranë."

## 69

Hëna është më e mirë se dielli, thoshte njëri, sepse dielli del ditën, kur edhe po të mos dilte, përsëri ka dritë, kurse hëna del natën dhe na shpëton nga errësira.

## 70

Një njeri nuk kalonte mirë me të shoqen. Një ditë i tha asaj: "Që ditën kur jam martuar me ty, jam duke bërë fjalë". E shoqja ia priti: "S'ke të drejtë, sepse në ka një ditë, që kemi kaluar pakëz mirë, është mu ajo dita e parë e martesës."

## 71

Në Francë, dikur, ka qenë e ndaluar mbajtja e armëve, prandaj rojat e doganës bënin kontrollin e kalimtarëve

dhe të udhëtarëve. Një herë, një udhëtar iu drejtua rojave, duke u thënë: "Pasi kërkoni armë, po ju them të drejtën, se kam një shpatë, por meqë nuk kisha para ta paguaja hotelin, ia lashë pronarit të hotelit. Shkoni dhe merreni atje."

## 72

Njëri i tha gruas së vet:

- Më duhet të udhëtoj për diku, por kam frikë se po të ndahemi një herë, dashuria jonë nuk do të jetojë më, do të prishet.

- Sa më përket mua, dashuria jonë do të rritet për aq sa nuk do të shihemi, - ia priti gruaja.

## 73

Po kalonte një xhenaze në një rrugë. Njëri pyeti shokun e vet: "Kush ka vdekur?". "Nuk e di me saktësi, por duhet të jetë ai që është në tabut", - iu përgjigj shoku.

## 74

Një grua ankohej për sjelljen e keqe të fëmijës së vet dhe i tha të shoqit: "Nuk e di prej nga e mori këtë tabiat, këtë sjellje të keqe ky fëmijë!" Burri iu përgjigj: "Po, ashtu është, por s'ka dyshim që prej teje nuk e ka marrë, sepse tabiati yt vazhdon të mbetet ende te ti."

## 75

Një feudal i vjetër e kishte dërguar të birin në Stamboll për ta shkolluar, duke e shoqëruar edukatori,

kujdestari i tij i posaçëm. Kur u kthyen nga Stambolli, feudali e pyeti edukatorin: "Cilën nga dituritë mësoi më mirë biri im?" Edukatori i tha: "Më mirë mësoi hipjen në kalë, sepse kur gabonte në mësim, mësuesi nuk i sillte në fytyrë, por kur djali rrinte keq mbi kalë, ky pa e respektuar fare e pa i mbajtur hatër, e rrëzonte përtokë."

## 76

Njëri, pasi pagoi një shumë parash, që i kishte pasur borxh, takoi një mik dhe i tha: "Nuk më zinte gjumi derisa e pagova këtë borxh, por nuk mund ta kuptoj sesi mund të flenë ata që janë të zhytur e mbytur në borxhe!" Bashkëbiseduesi ia priti: "Borxhlinjtë janë gjithfarësh, por unë habitem me huadhënësit e mi. Merre me mend si mund të flenë ata, kur borxhi po më rritet dita-ditës dhe aq më keq, kur e shohin se unë nuk kam ndërmend t'ua paguaj."

## 77

Njëri njihte dy vëllezër. Ngaqë ishin shumë të ngjashëm, ai nuk mund ta dallonte njërin prej tjetrit. Pas disa ditësh, kur mori vesh se kishte vdekur njëri prej tyre, takoi tjetrin dhe i tha: "More! Kush ka vdekur nga ju të dy, ti apo yt vëlla?"

## 78

Kur u zbulua për herë të parë Amerika, një spanjoll i dha një vendësi dy bostanë e bashkë me to dhe një letër, për t'ia dërguar një miku të tij. Vendësi gjatë rrugës e hëngri njërin bostan. Kur arriti atje për ku ishte nisur, ia

dha letrën mikut. Ky e lexoi letrën dhe i tha, se të duhej të ishin dy bostanë. Vendësi ia priti: "Zotëri, letra e ka gabim, ajo ishte në xhepin tim, si mund ta shihte se kanë qenë dy bostanë!"

## 79

Në Londër, një piktor kishte bërë portertin e vet dhe e kishte varur në një vend. Një ditë, ndërsa piktori po shëtiste rrugës, iu afrua një vajzë e i tha:

- E pashë pikturën tuaj, aq ju ngjante, aq ishte bërë bukur, sa ngaqë më pëlqeu shumë, më bëri ta puth.

- Po piktura ime ju puthi? -e pyeti piktori.

- Jo, - iu përgjigj vajza.

- Atëherë, nuk më përngjan, - ia priti piktori.

## 80

Një njeri që posa kishte filluar të merrej me tregtinë e pëlhurave, kishte parë një tregtar tjetër të tillë, që kishte veshur rroba shumë të vjetra. E pyeti:

- Pse ti nuk bën një palë rroba të reja, kur unë e di se në depon tënde ke aq e aq stofra?

Bashkëbiseduesi i tha:

- Për të treguar se nuk jam tregtar i ri sikur ti, por që jam prej kohësh tregtar pëlhurash.

## 81

E pyetën njëherë një papë me emrin Adrian: "Cili është mallkimi që do t'ua kishe bërë armiqve të tu, përveç vdekjes?". "Do të lutesha të bëheshin papë, sepse nuk ka gjë që do t'ua shtrëngonte shpirtin më shumë se kjo detyrë," - iu përgjigj.

## 82

Kardinali i Parisit shkoi në një fshat për të marr ajër të pastër. Qëndroi atje nja dy muaj. Pasi kaluan nga largimi i tij nja dy vjet, një nga fshatarët u ngrit e shkoi te kardinali. Kardinali e pyeti fshatarin: "A i keni ende në fshatin tuaj ata budallenjtë e mëparshëm?" Fshatari iu përgjigj`: "Kur ishit ju, në fshatin tonë kishte më shumë budallenj."

## 83

Një italian, ndërsa po shëtiste dhe po shikonte Parisin, pa një shtëpi që u përngjante ndërtesave italiane. I tha shoqëruesit të vet:

- Shiko, shiko, kjo ndërtesë u përngjaka ndërtesave tona. A bëjnë këtu ndërtesa si tonat?

- Jo, jo, por këtë ndërtesë, ma thotë mendja, e kanë sjellë nga Italia, - iu përgjigj shoqëruesi.

## 84

Njëri, duke lakmuar shumë pajë, u martua me një grua të ve. Pas një kohe, në shtëpi i hyri një vjedhës dhe ia vodhi pasurinë që kishte marrë si pajë nga gruaja e tij. Burri i tha: "Ah, do t'ishte më mirë të më vidhnit gruan e të më mbetej paja!"

## 85

E pyetën një plak me mjekër të bardhë e shumë të gjatë: "Përse nuk e pret mjekrën, po e mban kaq të gjatë?" Ai u përgjigj: "E mbaj mjekrën të gjatë e të bardhë që ta shoh vazhdimisht dhe kështu, duke e parë të tillë, të mos bëj asnjë punë që nuk do t'i kishte hije pleqërisë sime."

## 86

Njëri në Francë mori para hua dhe, duke dhënë ryshfet, shtiu në dorë kryesinë e një gjykate dhe u bë kryetar i saj. Kur doli para mbretit për ta falënderuar, mbreti që kishte dëgjuar dhe ishte i vetëdijshëm për të fshehtat e tij, u tha bashkëpunëtorëve: "Ja një nëpunës mendjemprehtë, i shkathët, i aftë, për të cilin nuk dyshoj fare, se për një kohë shumë të shkurtër do ta paguajë borxhin e vet."

## 87

Njëri po mbante fjalim. Posa u tha dëgjuesve se tema për të cilën do të fliste përbëhej nga njëzet e dy pjesë, njëri nga dëgjuesit u çua menjëherë dhe iku. Atyre që e pyetën se ku po shkonte, u tha: "Po shkoj të marr shtrojet e fjetjes, sepse më duket se sonte do të flemë këtu."

## 88

E pyetën njërin se çfarë njeriu ishte filan hanxhi. Ai u tha: "Hanxhiu, për të cilin po pyesni, është njeri shumë mikpritës, zemërgjerë, fisnik dhe bujar. Dera e tij është e hapur gjithnjë për ata që vijnë e shkojnë. Mysafirët i pranon me kënaqësinë më të madhe. Ata që ikin dhe nuk kthehen më, nuk do që t'i shohë me sy!"

## 89

Një njeri i njohur për keqpërdorime, iu drejtua valiut me një kërkesë me shkrim për ta emëruar në një vend pune. Meqë kishte shumë borxhe, ia bëri me dije valiut që në rast se nuk do të emërohej diku, do t'i njollosej e ulej nderi. Pasi e lexoi valiu kërkesën e tij, tha: "Po, po,

ashtu është, njeriu duhet të mendojë në radhë të parë për nderin e vet. Por edhe unë, ashtu si të tjerët, për të mos e njollosur dhe për të mos e ulur nderin tim, jam i detyruar që të mos të emëroj ty diku."

## 90

Një piktor axhami, kur po ndërtonte një shtëpi, thoshte: "Pasi ta lyej e ta gëlqeros, muret do t'i zbukuroj e do t'i stolis me piktura e vizatime të bukura." Kur e dëgjoi një mik, i tha: "Do të ishte më mirë që, së pari t'i bësh pikturat e vizatimet, e pastaj ta lyesh e ta gëlqerosësh."

## 91

Një mbret francez, i cili shquhej si njeri i dhunës dhe i tiranisë, urdhëroi të ndërtohej një strehë për fukarenj. Kur e dëgjoi një filozof këtë, tha: "Po, po, ka qenë e domosdoshme të ndërtonte një strehë për fukarenj, pasi ai vetë e ka zhytur botën në fukarallëk."

## 92

Një anije e kishte zënë shtrëngata në mes të detit. Kapiteni, pasi e hodhi në det mallin që ishte në hambarët e saj, për ta shpëtuar anijen bëri thirrje që edhe udhëtarët t'i hidhnin në det gjërat e tyre të rënda. Një spanjoll që ishte në anije, posa e dëgjoi këtë thirrje të kapitenit, e ngriti gruan e tij dhe deshi ta hidhte në det. Kur e pyetën përse e bën këtë, ai u përgjigj: "Po nuk kam gjë që më rëndon më shumë se kjo!"

## 93

Rrobaqepësi i Luigjit të Katërt, njërit nga mbretërit e Francës, shkroi një dokument për punët shtetërore dhe ia paraqiti mbretit. Mbreti i tha njërit prej zëvendësve të tij: "Pasi dhe terziut tim i paska ardhur radha të mendojë për punët shtetërore, thuaji kryemnistrit të vijë, që të më presë e të më qepë një xhaketë."

## 94

Një politikan ka thënë: "Po t'i dinte kapela ime të fshehtat e kokës sime, do ta kisha djegur."

## 95

Dy fshatarë ishin në gjyq për mosmarrëveshjet e tyre. Njëri prej tyre, për ta fituar të drejtën, i dërgoi gjykatësit një tas qumësht, kurse tjetri, po për këtë qëllim, i dërgoi një gomar të vogël. Ai që dërgoi gomarin, fitoi. Ai që i kishte sjell qumështin, kur e pa vendimin e gjyqtarit, menjëherë pyeti: "Ç'u bë qumështi im?" Gjykatësi iu përgjigj: "E piu një gomar i vogël". Fshatari ia priti: "Jo, jo, ai që e ka pirë qumështin tim, nuk ka qenë gomar i vogël."

## 96

Një mjek shkoi për të vizituar një vajzë të sëmurë. Deshti t'i shihe e t'i maste rrahjen e pulsit. Vajza, që të mos ia shihte mjeku krahun, e lëshoi mëngën e këmishës deri te thonjtë dhe, ashtu të mbuluar ia zgjati dorën. Edhe mjeku i mbështolli gishtërinjtë e tij me skajet e xhaketës dhe, duke ia matur pulsin, tha: "Për të matur një pulsin prej bezeje, duhet një mjek prej cohe."

## 97

Ishin dy shokë. Shëtisnin nga një vend në tjetrin dhe mashtronin njerëzit. Njëri prej tyre, që shtirej se ishte kimist, i mashtronte njerëzit se ishte në gjendje ta kthente në ar çdo lloj metali. Tjetri, që shtirej i zoti dhe i aftë, i mashtronte njerëzit se ishte në gjendje që me një lloj magjie t'i shpëtonte nga belaja, nga e keqja. Kështu e tërhiqnin popullin që t'u afrohej sa më shumë. Një ditë prej ditësh kimisti vdiq. Kur njerëzit i thanë shokut të tij pse nuk e kishte shpëtuar nga vdekja, ai u përgjigj: "A nuk është e vërtet se shpëtoi nga belaja dhe vuajtja që i dha një mëtim e një punë e rrejshme, e cila e ndoqi dhe e trëmbeu gjatë tërë jetës?"

## 98

Një amerikan shkoi në Londër dhe mori me vete edhe një skllav zezak. E rrihte herë pas here. Disa nga fqinjët i thanë: "Në Angli është e ndaluar skllavëria. Të gjithë janë të barabartë e të lirë dhe asnjëri nuk ka të drejtë ta rrahë tjetrin". Amerikani u përgjigj: "Ama liri qenka ajo! Po çfarë lirie është ajo, more zotëri, që njeriu edhe skllavin e vet të mos mund ta rrahë? Kjo është robëri, e jo liri!"

## 99

Fëmijët e një gruaje rrinin vazhdimisht të mërzitur e të pikëlluar. Kur e pyetën atë për shkakun, ajo u tha: "Për t'ua hequr këtë mërzi e pikëllim, po i rrah për çdo ditë, por përsëri nuk po u hiqet mërzia."

## 100

Në Japoni, në vitin 1834, qe botuar e përhapur një lajmërim zyrtar me këtë përmbajtje: "Me urdhër të mbretit

çdo njeri duhet ta zgjasë trupin e tij. Ata që e kanë kaluar moshën njëzetvjeçe dhe që nuk e kanë zgjatur shtatin, do të rrihen me kërbaç, derisa ta zgjasin."

## 101

Mbi tavolinën e një njeriu që vrau veten, u gjet një copëz letre e shkruar, që përmbante këtë shprehje: "Shpirti im nuk qe i kënaqur dhe i lumtur nga trupi. Është e natyrshme që njeriu të dalë nga shtëpia në të cilën nuk është i kënaqur."

## 102

Njëri nga ministrat e Francës së vjetër thoshte: "E kam shpallur dhe këmbëngul që personi, i cili do të emërohet në Ministrinë e Kontrollit Financiar, le të jetë kush të jetë, por të jetë miku im ose, së paku, nga të afërmit e mi."

## 103

Një poet, kur po lëvdonte një të ri, që krenohej me prejardhjen e vet, tha: "Ai nuk ka asnjë gabim, asnjë faj, përveç prejardhjes." Me këtë mënyrë bëri që i riu të hiqte dorë dhe të mos krenohej me prejardhjen. Duke ia quajtur atë për faj dhe për gabim të vërtetë, e solli të riun në atë gjendje, që të mos e zinte në gojë asnjëherë.

## 104

Një nga mbretërit mongolë priti ambasadorin e Shahut të Iranit. Pasi i tregoi shërbëtorin e vet që po i përzinte mizat, iu drejtua ambasadorit dhe i tha: "Shahu juaj nuk është më i madh se ky shërbëtori im, a?" Ambasadori iu

përgjigj: "Po, ama vetëm koka e Shahut tim është më e madhe se krejt trupi juaj."

## 105

Një nxënës theu xhamin e dritarës së shkollës. Ngaqë i shkoi mendja se, sapo të vinte hoxha në klasë, do të pyeste se kush e theu xhamin, filloi të dridhej nga frika. Dhe vërtet, posa hyri hoxha në klasë dhe u ul, hapi librin për mësimin fetar e menjëherë iu drejtua nxënësit, duke e pyetur: "Kush e e bëri tokën dhe qiellin?" Nxënësi, duke u dridhur dhe duke e pasur mendjen te xhami që kishte thyer, iu përgjigji: "Hoxhë efendi, nuk e bëra unë!" Hoxha, i hidhëruar nga përgjigjja e djalit, i tha: "Çka do të thotë kjo, nuk e bëra unë!" Nxënësi, duke iu lutur, i tha: "Aman, hoxhë efendi! Unë e bëra, por nuk e bëj më!"

## 106

Një kardinal, i njohur për veprat e tij të liga e të këqija, kur ishte duke dhënë shpirt, i tha mjekut që kishte pranë, se ishte në mundime e vuajtje të mëdha. Mjeku ia priti: "Hë! A prej tash!?"

## 107

Njëri, kur ishte duke ngrënë, i dha një copë buke shërbëtorit të vet dhe i tha: "E pëlqej shumë bukën e ngrohtë, por meqë nuk ka bukë të ngrohtë për çdo ditë, ruaje këtë për nesër!"

## 108

Një vajzë po përpiqej ta bindte nënën e vet për ta lejuar të shkonte në ballo. Kur nëna i tha: "Atje nuk njohim

asnjë, bija ime, do të mërzitesh", vajza ia priti: "Të dëfrehem e të argëtohem njëherë, pa edhe po të mërzitem, s'prish punë."

## 109

Një piktor pikturoi "Shtatë ritualet", që janë të njohura për të krishterët. Për secilin prej tyre bëri nga një pikturë të veçantë dhe i dërgoi në muze. Një filozof, duke i parë me radhë dhe me shumë kujdes, i vlerësoi që të gjitha. Ndërsa lidhur me pikturën për ritualin "e martesës", tha: "Është gjë për t'u çuditur! Mu piktura e martesës nuk është si duhet, nuk është e përshtatshme!"

## 110

Alfonsi, një nga mbretërit e Aragonës, i mbiquajtur filozofi, thoshte: "Një çift bashkëshortor, pra burrë e grua, për të qenë me fat e në harmoni, duhet të jenë: burri i shurdhët, kurse gruaja e verbër."

## 111

Një sarafi që jepte para për sende të lëna peng, kur do të jepte shpirt, prifti i afroi kryqin për ta puthur. Sarafi, pasi e shikoi një copë herë kryqin e argjendtë, i cili i pëlqeu shumë, i tha priftit: "Nuk mund të jap shumë para për këtë peng" dhe dha shpirt.

## 112

Dihet se balona është zbuluar në Francë, kurse anija me avull në Angli. Një francez iu lëvdua një anglezi për vendin e tij dhe i tha: "Nëse ju keni gjetur dhe zbuluar

lundrimin në ujë, ne e kemi zbuluar në ajër". Anglezi ia priti: "Po ama, ne jemi të rëndë, kurse ju jeni të lehtë."

## 113

Në një qytet nën rrethim ushtarak, dy shokë ranë të flinin në një paradhomë. Papritmas, ra një predhë dhe ia këputi kokën njërit prej tyre. Shoku u zgjua dhe tha: "Haj medet haj! I ngrati shoku im! Sa do të pikëllohet kur të çohet dhe ta shohë kokën të ndarë nga trupi!"

## 114

Një bashkëpunëtor i njërit prej Shahëve të Iranit të lashtë, sa herë që largohej nga prania e zotit të vet, e kishte bërë zakon ta kontrollonte kokën me dy duart, e kishte apo nuk e kishte. Kur e pyetën përse vepronte ashtu, ai u përgjigj: "Sepse kam parë që shumica e atyre, të cilët hyjnë te Shahu, hyjnë me kokë dhe dalin pa kokë. Derisa të mos e kontrolloj me duart e mia, nuk bindem e të besoj se e kam kokën me vete."

## 115

Njëri, për të fituar para, mbushte shishe me ujë, i mbyllte, i vuloste dhe i shiste si ilaç për të jetuar më gjatë. Një ilaç të tillë e bleu një miku i tij. Pasi piu disa ditë, ndonëse u bë më mirë, i tha mikut të tij: " E po ja, nuk munda t'ia shoh hajrin ilaçit që ma dhe ti". Atëherë burri ia priti: "Ah! Ndikimi i atij ilaçi lidhet me dy kushte: kushti i parë është se, gjërat e vdekura i sheh si të vdekura e të mbaruara, nuk brengoset për to. Dhe kushti i dytë është se puna që duhet të bëhet, nëse ka edhe vlerë të bëhet, do të bëhet, përndyshe nuk përpiqet që ta

bindë se do të mund të bëhet. Ai që e blen këtë ilaç dhe që i plotëson këto dy kushte, do të mund të jetojë njëqind e pesëdhjetë vjet."

## 116

Dy fshatarë po bisedonin për punët e tyre bujqësore. I pari i tha tjetrit: "Ah, more mik, po të vazhdojnë edhe ca ditë këto shira të mëdha, çdo gjë do të dalë nga toka". Tjetri ia ktheu: "Aman, mik i dashur, mos e thuaj këtë! I kam dy gra të varrosura në varreza."

## 117

Njëri nga mbretërit e Francës kishte rënë ngushtë në një vend. Meqë nuk i kishte pranë vetes ushtarët e tij, kërkoi ndihmë nga populli i atij vendi. Më në fund, kur shkoi në pallat, urdhëroi kryeministrin që t'i falënderonte e t'i shpërblente ata që e ndihmuan. Pas një farë kohe, një njeri iu paraqit kryeministrit dhe, si shpërblim për ndihmën që ia dha mbretit, kërkoi nga ai që ta punësonte. Për ta përforcuar kërkesën e tij, i tha kryeministrit: "Unë isha njëri nga ata që ndihmuan mbretin në filan vend." Kryeministri e pyeti: "Ti në sa pjesë je pjesëtuar?" Kur burri nuk qe në gjendje të përgjigjej, kryeministri vijoi: "Ishin shtatëqind veta që ndihmuan atje; e numri i atyre që kërkojnë shpërblimin, ka kaluar dymijëshin. Domethënë se, çdonjeri që ndihmoi i bie të jetë pjesëtuar në tre a katër veta."

## 118

Marishani, avokat i njohur për zgjuarsinë dhe mendjemprehtësinë, pati thënë dikur: "Punët e pushtetit

dhe të gjykatave, si dhe përgatitjen e ushqimeve, i heton shpirti i atij që i sheh se në ç'mënyrë kryhen dhe bëhen."

## 119

Malti u kap kur provoi të nxiste e të përgatiste një revolucion. Kur gjendej para gjyqit ushtarak, kryetari i gjyqit e pyeti: "Kush e kush ishin shokët tuaj?" Ai u përgjigj: "Po të isha i suksesshëm, njëri nga shokët e mi, sigurisht, do të ishte edhe vetë madhëria juaj."

## 120

Një aktor doli para publikut pa e mësuar mirë përmendsh rolin. Pasi i mërziti të pranishmit, në fund të shfaqjes u tha: "Nesër do ta plotësojmë shfaqjen Pa e ditur filozofi." Mirëpo njëri nga publiku i tha: "Jo, jo, kot e keni, sepse shfaqjen e sotme Pa e ditur filozofi, po ta shfaqni edhe nesër kështu, pa e ditur, nuk do të vijë askush."

## 121

Papa e qortoi njërin nga kardinalët, sepse ishte i dhënë pas kënaqësive, lumturisë dhe gëzimeve. Një ditë, duke mos ia pranuar dhe mos ia lejuar këtë mënyrë jetese, papa i tha kardinalit: "Sa të jem unë gjallë e shëndoshë, ti mos shpreso dhe mos prit fare ndonjë mirësi prej meje". "Do të të pres, shenjtëri", - ia ktheu kardinali.

## 122

Një filozof erdhi te papa dhe, duke i treguar se kishte bërë një faj të madh, kërkoi mëshirë e falje prej

tij. Kur e pyeti papa se ç'faj kishte bërë, filozofi iu përgjigj: "Jam larguar nga të gjitha llojet e begative e kënaqësive që na i ka dhënë Zoti, dhe kështu e kam kufizuar veten nga të gjitha të mirat e Zotit." Papa, duke u habitur me ato që i thoshte filozofi, ia priti: "Një faj të tillë edhe unë e kam bërë dikur, por falë Zotit, pastaj hoqa dorë."

## 123

Njëri i propozoi ryshfet Kalikratidisit, njërit nga kryekomandantët e Greqisë së vjetër, pesëdhjetë mijë drahma. Kalikratidisi nuk e pranoi ryshfetin. Një oficer i tij me emrin Kaliandër, që ishte në një pozitë më të ulët, tha: "Të isha unë Kalikratidisi, do ta kisha pranuar." Kalikratidisi dëgjoi dhe tha: "Edhe unë, po të isha Kaliandri, do ta kisha pranuar."

## 124

Një adjutant i Luigjit të Katërmbëdhjetë, në prani të tij tha. "Kardinal Mazareni ia ka dorëzuar shpirtin e tij Zotit", kurse njëri nga bashëpunëtorët e tij, që ishte i pranishëm, ia priti menjëherë: "Nuk besoj që Zoti ta ketë pranuar shpirtin e tij."

## 125

Një i dehur takoi rastësisht një mjek dhe i tha: "Ju thoni që një gotë pije me ushqim, njeriut i jep fuqi. Unë, ndërkaq, edhe pse kam pirë plot dyzet gota bashkë me ushqimin, si para dhe pas tij, jo vetëm që nuk më është rritur fuqia, por edhe më është pakësuar shumë."

## 126

Dy fëmijë po shanin njëri-tjetrin. Kur njëri i tha tjetrit: "Kopil! Ti nuk ke baba!", tjetri ia priti: "Kopil je ti, sepse unë kam më shumë baballarë se ti!"

## 127

Njëherë njëri shkoi në dhomën e një miku të tij, por nuk e gjeti aty. Pasi e pa që dhomën e kishte mbuluar pluhuri në të gjitha anët, për t'ia vënë në dukje mikut këtë ndyrësi, shkroi mbi pluhur, në çdo vend, fjalën "derr". Ditën tjetër, e takoi mikun e tij dhe i tha: "Të erdha dje, por nuk të gjeta". Miku ia priti: "Po, e pashë, e kishe lënë emrin kudo, nga kjo kuptova se kishe qenë."

## 128

Një i dehur kishte rënë në një gropë të mbushur me ndyrësira, nga e cila mezi e kishin nxjerrë. Ditën e nesërme, kur e pyetën se deri ku ishte ndyrë, ai tha: "Deri në fyt." Dhe kur e pyetën përsëri: "Pastaj dole vetë, apo të nxorën!?", ai u përgjigj: "Meqë kisha rënë me kokë teposhtë, nuk munda të dilja vetë."

## 129

Një grua deshi ta tregonte veten shumë të re, duke e fshehur moshën. Por një grua plakë, që ia dinte ditën dhe vitin se kur kishte lindur, tha: "Ajo ka të drejtë të mos e dijë moshën e saj; si t'i kujtohet së gjorës? Ajo ishte një fëmijë fare i vogël kur lindi."

## 130

Një fshatar i kishte premtuar imamit të fshatit se do t'i dërgonte një lepur. Imami, pasi priti disa ditë, e takoi rastësisht fshatarin dhe i tha: "Hë, si u bë, nuk e solle lepurin?" Fshatari iu përgjigj: "Si nuk ta dërgova?! Çudi! Ta kam dërguar që atë ditë! Nuk të paska ardhur?" Kur imam efendiu e pyeti se me anë të kujt e kishte dërguar, fshatari iu përgjigj: "E takova lepurin tek ara ime dhe i thashë: - Shko tek imam efendiu."

## 131

Njëri donte të blinte një kalë. E pyeti njërin nga miqtë e tij sesi mund ta njihte kalin nga mosha. Miku i tha: "Shikoje nga dhëmbët." Burri shkoi në pazar; iu afrua një kali, të cilit ende nuk i kishin vënë shalën dhe ia hapi gojën si me marifet. Pasi ia numëroi dhëmbët, tha: "Ky kalë është tridhjetë e dy vjeç, është shumë i vjetër! Nuk e dua."

## 132

U martua fshehurazi djali i një gruaje, e cila e pandehte veten shumë të re dhe dëshironte të tregohej më e re seç e mbanin. Pas disa vjet, kur djalit i vdiq gruaja, ai i mori dy fëmijët, ia çoi nënës së vet dhe i tha: "Këta janë nipërit jetimë të pikëlluar. Tashmë falma fajin për hir të këtyre!" Por, kur fëmijët i thanë asaj: "Ah, gjyshja jonë!", e ëma iu përgjigj: "Unë mund ta fal ty që je martuar pa më treguar, por nuk mund t'i fal këta fëmijë që të më thërrasin gjyshe."

## 133

Një mësues po merrte në provim një nxënës për njohuritë filozofike. Nxënësi u hutua paksa dhe, meqë nuk u përgjigj në një pyetje të thjeshtë, mësuesi i tha njërit nga shërbëtorët që ishte i pranishëm aty: "Si duket zotëria na qenka i uritur, prandaj sillini një thes me bar!" Por nxënësi ia ktheu: "Dy, sillni dy! Do të hamë së bashku!"

## 134

Njëri, kur ra të flinte, i tha shërbëtorit të vet: "Nesër në mëngjes më zgjo në orën dhjetë, sepse do të dal në orën njëmbëdhjetë." "Si urdhëron, zotëri! Kur të bëhet ora dhjetë, po t'i bini ziles, vij unë dhe ju zgjoj", - iu përgjigj shërbëtori.

## 135

Tre veta panë dramën "Ernani" në një teatër të Parisit. Kur dolën jashtë, njëri prej tyre shprehu mendimin se në shfaqje kishte pasur një gabim të madh. Kur shokët e pyetën se cili ishte ai gabim i madh, burri tha: "Kjo është shfaqja e tretë e kësaj drame. Unë isha edhe në të parën, edhe në të dytën. A nuk hodhën short disa veta për ta vrarë Sharlin? Në hedhjen e parë, shorti i ra Ernanit. Edhe në hedhjen e dytë, shorti ra te Ernani. Edhe në hedhjen e tretë, shorti i ra Ernanit. Mirë një herë, mirë dy herë, kjo mund të ndodhë, por si është e mundur që gjithmonë t'i bjerë atij?"

## 136

Një diplomat, sa herë që kishte arsye politike, gjithmonë shtirej si i sëmurë. Madje shkruante edhe nëpër

gazeta kur sëmurej. Populli donte të dinte për sëmundjen e tij. Një ditë ky njeri vdiq. Kur njëri lexoi lajmin se kishte vdekur diplomati, tha: "Mos vallë kjo vdekje është me shkas, me qëllim?"

## 137

Një princ i kishte hipur një kali të bukur. Ndërsa po shëtiste, takoi rastësisht një prift të hipur në gomar, që po shkonte në punë të vet. Që të hynte në bisedë me të dhe për ta ngacmuar, princi i tha: "Si po shkon gomari, o atë?" "Po shkon me kalin", - iu përgjigj prifti.

## 138

Kardinali i Parisit kishte shkuar në dasmë. Kur po qortonte abatin, duke e përsëritur fjalën "abat, abat", ai që e shoqëronte, me tallje tha: "Abat, edhe profeti Jezu ka shkuar në natën e kanës së nuses". "A nuk munde të gjesh ndonjë veprim tjetër, që do ta imitonte profetin Jezu?", - ia priti kardinali.

## 139

U sëmur gruaja e një aksionari. Ai këmbënguli që t'ia maste pulsin. Kur aksionari po i numëronte rrahjet e pulsit, duke mbajtur në njërën dorë orën dhe në tjetrën dorën e gruas, me shqetësim shumë të madh thërriti: "Po zbret! Po zbret! Po zbret!" Edhe gruaja, e frikësuar nga thirrjet e tij, ia nisi të bërtiste: "Po vdes e lidhur!" Pas pak kohe erdhi mjeku dhe, pasi ia mati pulsin, i tha se pulsi po i rreh shumë mirë. Kur gruaja e pyeti burrin e saj se përse thërriti: "Po zbret, po zbret!", burri i tha: "Po, deri në kaq të qindta zbriti kaq franga."

## 140

Kristina, mbretëresha e Zvicrës, shkoi mysafire në Romë. Një natë, meqë nuk mund të flinte, kërkoi t'i sillnin dy muzikantë që t'i bënin muzikë për ta zënë gjumi. Pasi natën nuk mundën të gjejnë muzikant tjetër, kapën dy fëmijë që endeshin rrugëve dhe i sollën në dhomën e fjetjes së mbretëreshes. Mbretëresha i mbylli perdet e krevatit që të mos i shihte muzikantët, por kur i pëlqeu shumë një pjesë e melodisë që i ranë ata, tha: "Sa bukur po u bini veglave muzikore!" dhe nxori kokën nga prapa perdja. Fëmijët nuk e dinin se gjendej njeri në krevat, prandaj, të frikësuar, i hodhën veglat muzikore përtokë dhe ikën me vrap duke bërtitur.

## 141

Bisedohej në popull për ca vese të një pape, të cilat i ishin bërë atij të zakonshme. Një gjeneral, që kishte qenë shok me të në fëmijëri, tha: "Unë, qëkur dëgjova se ky është bërë papë, e dija se do të binte në këtë shkallë, sepse edhe në rini të tij, kur luante bixhoz, gjithmonë fitonte duke i mashtruar shokët me shumë e shumë hile."

## 142

Luigji i Tetëmbëdhjetë, njëri nga mbretërit e Francës, kur i lexoi Talejranit një rregullore që e kishte përgatitur vetë, ky i tha: "Shoh një mungesë, një të metë në këtë rregullore." Kur mbreti e pyeti se cila ishte e meta e saj, Talejrani iu përgjigj: "Nuk janë caktuar rrogat e gjykatësve." Kësaj vërejtjeje mbreti iu përgjigj: "Ata, sigurisht, do të shërbejnë pa shpërblim, falas". "Pa shpërblim? Falas? Po a nuk mendoni se kjo do t'ju dalë juve më shtrenjt?" – iu përgjigj Talejrani.

## 143

U shkrua një libër kundër kardinalit Mazaren. Për ta ndaluar përhapjen e këtij libri, kardinali i mblodhi të gjitha kopjet dhe deshti t'i digjte, por para se t'i digjte, shkoi te një librashitës. Meqë ai i tha se i jepte për çdo kopje nga katër franga, kardinali e pa të udhës t'ia shiste. Kur një mik i tij pyeti për shkakun e shitjes së tyre rishtas, kardinali u përgjigj: "Ah, sikur të shkruhej çdo ditë një libër i tillë kundër meje dhe të përhapej në këtë mënyrë!"

## 144

Një kardinal po kritikonte ekspeditat dhe pushtimet e Bonapartit të madh në prani të tij. Duke lëvizur gishtin mbi një hartë, filloi t'i thoshte: "Së pari, duhej ta pushtonit atë qytet, pastaj, duke kaluar në këtë anë, duhej ta pushtonit këtë tjetrin dhe kështu me radhë". Bonaparti i tha: "Po, po të merreshin ato qytete kështu si thoni dhe si veproni ju, duke lëvizur gishtin mbi hartë, me siguri, ashtu do të veproja."

## 145

Njëri ankohej nga i ati, pasi i kishte lënë trashëgim pak pasuri, duke thënë: "Familja jonë kishte shumë pasuri, por babai im, meqë ishte dorëlëshuar dhe shpenzonte shumë, tërë pasurinë tonë e hëngri dhe e bëri rrush e kumbulla gjatë jetës së tij! Po të mos kishim baba në familjen tonë, unë, sigurisht, do të isha tani shumë zengjin."

## 146

Një prift, ndërsa po predikonte në kishë, lëvdonte njërin nga fetarët. Duke e hedhur fjalën e duke thënë

tërthorazi se ishte në një pozitë të lartë, pyeti: "Në radhën e cilëve mund ta vëmë atë?" Një fetar tjetër, që rrinte ulur në radhën e parë, u mërzit nga predikimi i priftit, u çua nga vendi dhe tha: "Duhet vënë në radhën më të parë. Vëreni në vendin tim", - dhe doli e iku.

## 147

Dy motra zezake, shumë të pasura, dëshironin të martoheshin. Kur ia propozuan një njeriu që të martohej me njërën prej tyre, ai tha: "T'i marr të dyja." Por kur i thanë: "A merr një burrë dy gra?", ai u përgjigj: "Po dy zezake zëvendësojnë një të bardhë."

## 148

Mbreti i Prusisë, Frederiku i Madh, kur pranohej një ushtar i ri në gardën e tij, e kishte bërë zakon t'i bënte tri pyetje: "Sa vjeç je? Prej sa vjetësh je në shërbimin tim? A të jepet rroga e caktuar në sasinë e kërkuar?" Një djalosh francez, që nuk e dinte mirë gjermanishten, kishte dëshirë të madhe të hynte në gardën e mbretit të Prusisë. Kjo dëshirë iu plotësua. Oficeri e njoftoi për tri pyetjet që do t'ia bënte perandori. Ia shkroi në gjermanisht dhe e nxiti t'i mësonte përmendsh. Kur perandori e takoi këtë ushtar, e pyeti duke ua ndryshuar radhën pyetjeve: Kur e pyeti: "Sa kohë ka që je në shërbimin tim?", ushtari iu përgjigj: "Njëzet vjet." Perandori, kur e pa se ai tani ishte njëzet vjeç, i befasuar nga përgjigja e tij, e pyeti se sa vjet kishte që kur kishte ardhur në jetë. Ushtari iu përgjigj: "Një vit." Perandori, duke mos kuptuar asgjë nga këto përgjigje, i tha: "Njëri nga ne, si duket, është i çmendur". Ushtari ia priti: "Që të dy."

## 149

Domoleni, njëri nga mjekët e famshëm, në çastin e fundit të jetës, iu drejtua mjekëve që ishin përreth tij e u tha: "Po vdes duke lënë në botë tre mjekë të mëdhenj". Mjekët që i rrinin pranë, duke shpresuar se do të ishte ndonjëri prej tyre, e pyetën se cilët ishin këta tre mjekët e mëdhenj. Ai u përgjigj: "Njëri është banja e ujit, i dyti lëvizja dhe tjetri dieta."

## 150

Një grek, duke lëvduar popullin e tij, tha se të gjithë filozofët kishin dalë nga ky popull. Njëri nga ata që e dëgjoi, tha: "Po, nga populli juaj kanë dalë të gjithë filozofët, prandaj tash me siguri, te ju nuk ka mbetur asnjë prej tyre."

## 151

Një spanjoll po lëvdonte pamjen dhe madhështinë e vet e tha: "Kur po i ngjesh armët, po të shikohem në pasqyrë, edhe unë vetë frikësohem nga madhështia ime." Njëri nga ata që e dëgjoi, pyeti: "Po ç'bën kur e sheh madhështinë e armikut tënd?"

## 152

Njëri nga mbretërit e Francës luftoi në Spanjë. Franca e fitoi këtë luftë. Prandaj Republika e Venedikut i shkroi letër urimi mbretit të Francës dhe e përgëzoi për fitoren ndaj spanjollëve. Ajo, po ashtu, i shkroi edhe mbretit të Spanjës, të cilin e ngushëlloi për humbjen. Ambasadori i Francës që ishte në Venedik, u takua me kryetarin e Republikës së Venedikut dhe e pyeti për shkakun e dyfytyrësisë së politikës së tij. Kryetari mori

një Ungjill nga biblioteka e tij, e hapi dhe, duke e parë të mjaftueshme, pa i dhënë asnjë përgjigje, i tregoi fjalët: "Duhet të gëzohesh tok me ata që gëzohen dhe duhet të ngushëllohesh tok me ata që ngushëllohen".

## 153

Një fshatar në Francë, kur po rrëfehej para priftit, i tregoi se kishte vjedhur një dele. Prifti e këshilloi që t'ia kthente delen të zotit.

- Unë e hëngra delen, - i tha fshatari.

- E hëngre? Nëse është ashtu, atëherë do të shkosh në ferr, sepse delja do të dalë në botën tjetër dhe do të dëshmojë për vjedhjen tënde! - ia priti prifti.

- A do të dalë delja? Po të jetë ashtu, s'ka arsye për të pasur frikë. Do ta kap delen, do t'ia jap të zotit dhe mirupafshim, - tha fshatari.

## 154

Një njeri pa në ëndërr se kishte ngrënë vezë. Për ta kuptuar këtë ëndërr, iu drejtua një njeriu që i shpjegonte ëndrrat. Meqë ëndërrshpjeguesi i tha se e bardha e vezës tregon argjendin dhe e verdha arin, së afërmi do t'i binin në dorë argjend e ar. Pasi kaloi një kohë, ëndërruesit vërtet i ra në dorë argjend dhe ar. Prandaj shkoi te ëndërrshpjeguesi dhe i dha një pare të bardhë, mexhidie. Ëndërrshpjeguesi i tha: "Kjo është për të bardhën e vesë, po për të verdhën, s'ka asgjë?"

## 155

Bovari, një nga mjekët e famshëm, në pleqëri erdhi në gjendje të fëmijërisë, duke humbur kështu aftësinë e

të menduarit. Duke dyshuar se ishte sëmurë kolltuku ku ulej, i kapi anët e kolltukut dhe ua mati rrahjen e pulsit. Menjëherë i thirri shokët e vet dhe u përpoq të bënte diagnozën e sëmundjes së kolltukut. I pyeti se ç'mendonin ata. Një ditë i tha njërit shok: "Pse nuk po më thërrisni më t'i shikoj të sëmurët?" Shoku iu përgjigj: "Sepse, falë aftësisë tënde, nuk mbeti asnjë i sëmurë." Ky, sado që në fillim u gëzua, pas pak tha i dëshpëruar: "Çfarë dobie ka kjo për mua! Botës i kam bërë mirë, e nuk mund t'i bëj mirë kolltukut tim."

## 156

Një lypës i shëndoshë, si nga trupi si nga mendja, i lypi sadaka një njeriu. Kur burri i tha: "Përse nuk punon, kur s' ke asnjë sakatllëk, as në trup as në mendje?", lypësi ia priti: "Ah zotëri! Edhe po të kisha vetëm një dorë e një këmbë, përsëri do të kisha punuar, por ç'e do, kam një sëmundje shumë të keqe, që ma ndalon çdo lloj pune." Atëherë e pyeti se cila ishte ajo sëmundje dhe ai u përgjigj: "Është dembellëku, more zotëri." Kjo fjalë e drejtë i shërbeu të merrte më shumë sadaka seç kërkoi.

## 157

Një njeri i njohur, posa hyri në një sallë, për të ngacmuar njërin nga ata që ishin të pranishëm aty, bërtiti: "Nuk është e vërtetë, është rrenë!" E kur burri i tha: "Zotëri, unë ende nuk e kam hapur gojën! Cila gjë na qenka rrenë?", ai u përgjigj: "Unë ta tërhoqa vërejtjen që më parë, që t'i përfshija edhe ato gjëra që do t'i thuash."

## 158

Një lypës e kishte bërë zakon të bërtiste nëpër rrugë: "Kini mëshirë ndaj një lypësi të ngratë që trembet të punojë; ndaj një njeriu që është vënë nën prangat e një tirani më të madh – dembellëkut!"

## 159

Një mjek ishte dhënë shumë pas bilardos. Gjithnjë tallej me një kolegun e tij që nuk dinte ta luante këtë lojë. Një ditë kur mjeku po kalonte nga varrezat, pa se po i sillnin dy xhenaze dhe pyeti për emrat e atyre që kishin vdekur. Kur mori vesh se ishin pacientë të kolegut që nuk dinte të luante bilardo, tha: "Eh! Ai kështu është mësuar, të bëjë karambol."

## 160

Në Angli, disa shekuj më parë, kishte njerëz që qanin e vajtonin me shpërblim me rastin e varrimit të të vdekurve. Një ditë, njëri prej tyre shkoi te një koleg dhe i tha: "Sot do të varroset filani. Unë, edhe pse ia dhashë fjalën, nuk do të mund të shkoj, por, ju lutem, qarjen dhe vajtimin e tij të shkoni e ta bëni ju". Kur e pyeti miku i tij se përse nuk shkonte vetë, ai iu përgjigj: "Sot në mëngjes më vdiq gruaja; si mund të qaj?"

## 161

Një njeri kishte fituar famë të madhe për çapkënllëqe. Ditën që u martua, gruaja i tha: "Tani, pas tërë atyre që ke bërë, shpresoj se do të largohesh nga ato të liga." Burri ia priti: "Po, kjo do të jetë e liga më e fundit imja."

## 162

Një predikues, kur po fliste për të këqijat e bixhozit, kritikoi të rinjtë që kalonin natën në aksh kumarhane. E mbaroi predikimin dhe, kur doli nga xhamia, një djalosh iu afrua dhe i tha: "Ku është kumarhania për të cilën folët?"

## 163

Një i ri e kishte shqetësuar aq shumë Volterin me letrat që i dërgonte, saqë e detyroi t'i shkruante një letër, në të cilën i thoshte: "Meqë kam vdekur, pas kësaj nuk do të mundem t'ju përgjigjem letrave tua." Pasi mori letrën i riu, përsëri vijoi t'i shkruante Volterit dhe mbi zarfat e letrave që dërgonte, shkruante: "Zotëri Volterit, banorit të botës tjetër."

## 164

Njëri nga anëtarët e Akademisë të Provincës Shalon të Francës, në një tubim ku gjendej edhe Volteri, e lëvdoi këtë Akademi, duke thënë: "Akademia e Shalonit është vajza e madhe e Akademisë së përgjithshme të Francës". Volteri, pasi e dëgjoi, iu përgjigj: "Po, por, përveç kësaj, ajo duhet të jetë një vajzë shumë e ndershme, sepse emri i saj nuk merret në gojë fare."

## 165

Njëri e kishte bërë zakon të çohej vonë. Si përgjigje ndaj qortimit që ia bëri një miku i tij, tha: "Ka një shkak dhe është ky: posa zgjohem në mëngjes, midis dëshirës së dembellëkut dhe dëshirës së të punuarit ngrihet një zënkë, një grindje. Dëshira për të punuar ngrihet dhe më

tërheq vërejtjen që të bëj ndonjë punë, kurse dembellëku më tërheq vërejtjen se nuk do të mund të gjej vend më të mirë se mbuloja e ngrohtë. Prandaj jam i detyruar t'i dëgjoj diskutimet e tyre, derisa të arrihet ndonjë marrëveshje midis tyre."

## 166

Në Evropë, në kohën kur me anë të ryshfetit mund të bëheshe menjëherë mareshal, ndodhi një grindje ndërmjet një gjenerali plak, që ishte me gradën e mareshalit, dhe një gjenerali, i cili kishte arritur në gradën e mareshalit me anë të kësaj rruge. Ky, duke dashur t'i jepte të kuptonte atij se kishte një gradë më të lartë, i tha: "A nuk e di ti se midis nesh ka dallim?". "E di, zotëri, po si s'e di? Unë këtë gradë e kam fituar me anë të shërbimit tim dyzetvjeçar, kurse ti e ke fituar me dyzet mijë franga", - iu përgjigj gjenerali.

## 167

Një ushtarak, që kishte arritur gradën e tij të lartë me anë të ryshfetit, i tha kolegut të tij, që kishte përparuar dhe i kishte fituar gradat njëra pas tjetrës në pesëdhjetë vjet shërbim: "Ti e ke fituar këtë gradë duke lypur, ta kanë dhënë duke të të mëshiruar, kurse unë e kam fituar me paratë e mia."

## 168

Një njeri që kishte një pasuri prej treqind mijë frangash dhe një fëmijë të vetëm, para se të vdiste, e thiri peshkopin dhe i tha se do t'ia linte tërë pasurinë, por me kusht që t'i jepte fëmijës atë që dëshironte për vete.

Prandaj peshkopi e hartoi dhe e nënshkroi testamentin. Duke u mbështetur te ky testament, peshkopi e pushtoi tërë pasurinë dhe fëmijës i la vetëm dhjetë mijë franga. Për këtë shkak fëmija i të vdekurit, i pakënaqur, u detyrua t'i drejtohej gjykatës. Kryetari i gjyqit, pasi e lexoi me vëmendje testamentin, iu drejtua peshkopit dhe e pyeti: "Ju çka po i jepni trashëgimtarit?" Peshkopi u përgjigj: "Trashëgimtarit po i jap dhjetë mijë franga, kurse për vete do të mbaj dyqind e nëntëdhjetë mijë franga". Atëherë kryetari i gjykatës tha: "Po të jetë ashtu, shuma prej dyqind e nëntëdhjetë mijë frangash, që ju doni t'i mbani për vete, i takon trashëgimtarit, sepse në testament është shkruar që trashëgimtarit t'i jepni sasinë që dëshironi për vete". Në këtë mënyrë, bëri që trashëgimtari të fitonte dhe peshkopi të humbiste, d.m.th. fëmija të fitonte dyqind e nëntëdhjetë mijë franga, kurse peshkopi dhjetë mijë.

## 169

Kishin ngjitur në rrugë një afishe kundër një pape. Kur papa i tha njërit nga bashkëpunëtorët e vet: "Kushdo që ta gjejë ngjitësin e këtyre afisheve, nëse ma tregon mua, do t'i bëj kaq e kaq të mira dhe do t'ia fal të gjitha mëkatet." Burri që në të vëetetë i kishte ngjitur vetë, pasi u bind se papa do t'ia plotësonte këto premtime, i tha: "Unë i kam ngjitur." Dhe, papa, duke qenë i detyruar që t'ia falte mëkatet dhe t'i jepte të mirat sipas premtimit, mbeti pa u hakmarrë.

## 170

Një nga papët urdhëroi të ndërtoheshin pallate për të. Meqë shpenzoi shumë pasuri për ndërtimin e tyre,

populli mbeti pa bukë, i uritur. Prandaj një ditë, në muret e njërit nga pallatet u gjet e shkruar një anekdotë për të, që gjendej në Pesëlibërshin e biblës: "Këta gurë kthejini në bukë!"

## 171

U burgos një vjedhës dhe, kur do të dilte para gjyqit, ia bënë të qartë se do t'i caktonin avokat. U ftua një avokat, i cili së bashku me vjedhësin u tërhoq në sallën e këshillimeve. Vjedhësi i tha avokatit "A po dëshiron të më shpëtosh?" Avokati iu përgjigj: "Unë, sigurisht, dëshiroj ta fitoj procesin gjyqësor që do të bëhet". Vjedhësi ia priti: "Por procesi im gjyqësor, ashtu si gjithë proceset e tjera, nuk fitohet kështu, duke folur e duke bërtitur shumë, përkundrazi, fitohet duke mos bërë zë. Ti mos bëzaj fare, shiko sesi shpëtoj unë" dhe doli për dere e iku. Avokati hyri në gjykatore dhe, kur e pyetën se ku shkoi vjedhësi, tha: "Unë nuk isha nëpunës i caktuar për ta ruajtur atë, por erdha për ta shpëtuar. Për atë shkak, sipas zakonit për ta shpëtuar dikë, nuk kishte rrugë tjetër përveç kësaj."

## 172

Një aristokrat i Francës gjatë një mosmarrëveshjeje me një mareshal, tha: "Unë nuk jam mareshal, por nga drurët e pyllit nga ku priten mareshalët." Mareshali ia ktheu: "Po, po të bëheshin mareshalët prej druri, edhe ju do të bëheshit një mareshal shumë i mirë."

## 173

Para bashkimit të Italisë një princ, principata e të cilit ishte shumë e vogël, i dha urdhër një njeriu, qëndrimin e

të cilit në principatë e quante të dëmshëm dhe të padëshirueshëm, të largohej nga principata brenda njëzet e katër orëve. Burri i tha: "S'ka nevojë për njëzet e katër orë, zotëria im, sepse mund të largohem nga vendi juaj për një çerek ore!"

## 174

Një piktor ia tregoi pikturën e tij një këpucari dhe e pyeti se çka mendonte. Këpucari i shpjegoi piktorit se nuk e kishte mirë mënyrën e qepjes së këpucës. Piktori e pa të drejtë këtë vërejtje dhe e ndreqi. Këpucari mori guxim nga kjo dhe e hapi gojën për të bërë vërejtje edhe për pulpën e këmbës te piktura. Piktori ia mbylli gojën me dorë dhe i tha: "Jo! Këpucari nuk duhet të mendojë më lart se këpuca."

## 175

Një princ, ndërsa po shëtiste me disa bashkëpunëtorë të tij, ua bëri të qartë se ishte lodhur. Njëri nga bashkëpunëtorët kërkoi që të mbyllej kalimi i fshatit në shesh dhe shtoi: "Po të urdhëroni, më hipni në shpinë, t'ju dërgoj". Princi ia priti: "Jo, kurrsesi, unë nuk jam njeri në tokën e profetit Jezu." (Dihet se Jezui më shpesh hipte në gomar).

## 176

Një poet që kishte botuar një libër me poezi, i tha një miku të vet: "Botimi i këtij libri ishte shumë i lirë". Bashkëbiseduesi, pasi e dëgjoi, i tha: "Me siguri, përputhet me vlerën e tij, apo jo?"

## 177

Një njeri shumë i shëmtuar, kur i dilte rasti të shkonte në ndonjë vend, i thoshte gruas së vet: "Shiko, derisa të mos jem këtu, nga mërzia të mos dalësh e të mos shkosh askund". "Të jesh i qetë, unë mërzitem vetëm kur të shoh ty." - ia priti gruaja.

## 178

Një rrobaqepës i tha një shkrimtari, i cili shkruante shprehje filozofike, anekdota dhe këshilla për moralin: "Përse nuk u përmbaheni ju vetë këshillave, që ia jepni popullit?" Shkrimtari iu përgjigj: "Po ti, a i vesh vetë të gjitha teshat që i bën e që i qep?"

## 179

Njëri, që të mos ia shihnin pantallonat e vjetra, vishte përsipër xhaketën edhe gjatë ditëve të verës. E pyetën në një tubim se pse vepronte kështu. Ai u përgjigj: "Jam si paqejf, prandaj, për atë shkak..." Njëri nga ata që ishin të pranishëm, e pyeti: "Jeni vetë si paqejf, apo pantallonat tuaja?"

## 180

Një anglez tuboi rreth vetes një turmë njerëzish; hipi mbi një fuçi pijeje dhe po mbante një fjalim, me të cilin lëvdonte protestantizmin. Kur gjatë fjalimit tha: "E thashë këtë fjali, sepse u mbështeta në forcën themelore të fesë", u shemb fundi i fuçisë dhe ai humbi nga sytë e të pranishmëve.

## 181

Një zengjin i paditur e pyeti një filozof se ç'mendim kishte për pasurinë. Filozofi iu përgjigj: "Pasuria është mjeti që bën të ketë përparësi një i paditur kundrejt dijetarëve dhe një budalla kundrejt të mençurve."

## 182

Një grua e bukur, por me shprehi të këqija, kur i tha burrit të vet: "Gruaja jote është si trëndafili", i shoqi iu përgjigj: "Po, por gjembat e tij janë shumë helmues."

## 183

Franklini i famshëm, një nga dijetarët amerikanë, kur ishte në Londër, me vete kishte dhe një shërbëtor zezak. Ky e pyeti Franklinin se çka do të thoshte fjala 'aristokrat'. Franklini iu përgjigj: "Aristokrat i thonë atij njeriu që nuk merret me ndonjë punë." Ditën tjetër zezaku i tregoi Franklinit: "E shëtita krejt Londrën dhe pashë se këtu gjithkush e gjithçka merret me një punë: uji, ajri, zjarri, avulli, qentë, qetë, kuajt, njerëzit, të gjithë bëjnë ndonjë punë. Vetëm derrat nuk i kam parë të bëjnë ndonjë punë. Vallë, a mos janë këta aristokratët e Londrës?"

## 184

Në një sallë leximi ishte shkruar fjalia: "Ai që ende lexon me rrokje, është i lutur të lexojë gazetat e shitura dje."

## 185

Një nga peshkopët protestanë bëri një varg vërejtjesh për dramat e Shekspirit të famshëm. Kur këto propozime

ia tregoi Sheridanit, njërit nga dramaturgët e njohur, Sheridani i tha peshkopit: "Juve ju ka rënë në hise Bibla, atë mund ta ndryshoni si të doni dhe ne nuk do të bëjmë zë, kurse shkrimet teatrore na lini ne t'i ndryshojmë tekstet e tyre:"

## 186

Një poet me emrin Leh pësoi një turbullim mendor, prandaj e mbyllën në një shtëpi. Një ditë prej ditësh, një miku i tij shkoi për ta vizituar. Kur e pa se po fliste normalisht, si njeri me mend, për ta kthjelluar edhe më mirë, miku e mori dhe e nxori në tarracë të kulmit të shtëpisë. Poetit, pasi bisedoi normalisht një kohë, i kërceu damari i çmendurisë dhe tha: "Hajde, të hidhemi poshtë nga kjo tarracë e kulmit, për t'ua lënë kujtim përgjithmonë brezave tanë." Shoku i tij nisi të dridhej dhe iu përgjigj: "Jo, sepse nga lart poshtë çdokush mund të hidhet dhe me këtë nuk do të përjetësohen emrat tanë. Nëse dëshirojmë të fitojmë famë, hajde të zbresim poshtë dhe prej aty të hidhemi në kulm." Që nga ajo ditë, çmenduria e poetit të ngratë mbeti fantazia e tij për t'u hedhur nga toka në tarracë.

## 187

Dihet se aristokratët spanjollë i kanë kushtuar vëmendje mënyrës sesi i thërrisnin me tituj dhe janë krenuar me emra, mbiemra e tituj shumë të gjatë. Njëri prej tyre shkoi në një bujtinë dhe, pasi trokiti në derë një kohë të gjatë natën vonë, bujtinari u çua nga shtrati dhe pyeti prej dritares: "Kush është?" Aristokrati spanjoll u përgjigj: "Don Huan Pedro Hermandez Rodrigez de Vilanova Konti de Malaforo Kavalero de Santiago Aj Delkontra".

Pasi e dëgjoi gjithë këtë emër të gjatë, bujtinari ia ktheu: "Nuk kam vend për aq veta", e mbylli dritaren dhe ra në shtrat.

## 188

Platoni lutej për ata që pësonin mundime e përndjekje me këto fjalë: "Nuk i dihet dhe është e dyshimtë gjendja e halli i njeriut pas vdekjes; ka mundësi të jetë gjendje e keqe, ka mundësi të jetë gjendje e mirë, por dihet shumë mirë se gjendja e njerëzve që pësojnë vuajtje e përndjekje është shumë e keqe, prandaj, lutem që gjendja e tyre e keqe të ndryshojë në një gjendje të dyshimtë."

## 189

Për ta tallur një kardinal që hante shumë, disa poetë i kushtuan një tufë poezish satirike. Për këtë shkak, kardinali u ankua te papa, nga i cili mori këtë përgjigje: "Njeriu që ha shumë, duhet të gëlltisë edhe pak."

## 190

Një njeri hoqi një gur nga muri i shtëpisë dhe e nxori në pazar. Atyre që e pyetën, u tha: "E shes shtëpinë time, ai që dëshiron ta blejë, ja yrneku i saj, le ta shohë dhe, nëse i pëlqen, le ta blejë."

## 191

Në Evropë, në kishat e fshatrave e kishin bërë zakon që në një anë të rrinin meshkujt e në anën tjetër të rrinin gratë. Në një kishë të tillë, ndërsa prifti po predikonte, një grua, duke dëgjuar se ç'po fliste njëri, për t'i

tërhequr vërejtjen që të heshte, tha: "Ai që flet nuk është nga ana jonë." "U vërtetua se nuk është nga ana juaj, sepse ja, heshti", - u përgjigj prifti.

## 192

Njërit i vdiq gruaja, të cilën nuk e kishte dashur. Pasi e varrosën, ekonomati i shtëpisë paraqiti një defter dhe tregoi se për përgatitjen e xhenazes ishin shpenzuar pesëqind lira. Burri, i befasuar, tha: "Pesëqind lira! Ah, sikur të mos vdiste e të mos i jepnim kaq para!"

## 193

Njëri e pyeti një grua të ve nëse ishte ose jo shtatzanë. Gruaja iu përgjigj: "Zotëri, a po talleni me mua? Unë qe tre vjet jam e ve". Burri ia priti: "Ashtu, a? Unë ju quaja ende vajzë."

## 194

Një këshillëdhënës thoshte se ata që flasin gjëra të liga, duhen varur për gjuhe, kurse ata që i dëgjojnë, duhen varur për veshësh. Dikush nga ata që ishin të pranishëm, tha: "Po të jetë ashtu, atëherë njerëzit përgjithësisht duhet të varen edhe për gjuhe, edhe për veshësh."

## 195

Ciceroni i famshëm, për dikë që u emërua në mëngjes si konsull në Romë dhe u përjashtua në mbrëmje, u shpreh: "Në Romë patëm një njeri aq të zellshëm, saqë gjithë kohën kur qe konsull me të vërtetë nuk mbylli sytë dhe nuk fjeti fare."

## 196

Një kardinal, duke lëvduar jetën fetare të qytetit të Romës, tha: "Roma është djepi i fesë". Njëri që ishte i pranishëm aty, ia priti: "Po, por në atë gjendje, sa feja duhet të pajtohet që asnjëherë të mos shtrihet në djep."

## 197

Një nga shkrimtarët e Francës thoshte: " Parajsa e shkrimtarëve është të shkruarit; purgatori i tyre nga mëkatet është shikimi i atyre që ka shkruar, ndërsa ferri është përmirësimi i gabimeve të të shkruarit."

## 198

Filipi i Dytë, njëri nga mbretërit e Spanjës, për ta uruar Sikasin e Pestë, që erdhi në fron si papë, caktoi një aristokrat të ri. Papa, duke e quajtur si fyerje që i dërgoi me detyrë të tillë një të ri, i tha këtij: "Kaq e çmoka mbreti juaj burrërinë time, sa nuk paska mundur të gjente një njeri me mjekër për ta dërguar te unë!" Spanjolli ia priti: "Po ta dinte ai që mjekra paska aq vlerë për shkëlqesinë tuaj, sigurisht që edhe po të ishte në varfëri të madhe, do ta kishte dërguar një cjap."

## 199

Njëri pa që e dashura e tij kishte shkuar në ballo me një tjetër. Të nesërmen iu ankua asaj, duke i thënë: "Pse je larguar nga dashuria ime?" E dashura ia priti: "Jo, unë nuk jam larguar nga dashuria jote, por ti ke hequr dorë nga dashuria ime, nuk po më do më. Unë po të them se nuk kam shkuar në ballo. Ti, po të më kishe

dashur, do t'u kishe besuar fjalëve të mia më shumë se syve të tu."

## 200

Në kohën e Luigjit të Katërmbëdhjetë, në Francë i kapën protestanët dhe u vunë prangat. Mbreti i Anglisë, që ishte mbrojtës i protestanëve, dërgoi një ambasador të posaçëm në Paris me një fletëkërkesë, ku shkruante: "Kërkoj që të lirohen miqtë e mi protestanë, që janë në mundime e vuajtje." Mbreti i Francës, duke iu përgjigjur kësaj kërkese, i tha ambasadorit: "Zotrote, po ç'do të thotë mbreti juaj, nëse edhe unë kërkoj të lirohen shpirtat e atyre që janë në mundime e vuajtje në Londër?" I dërguari i posaçëm iu përgjigj: "Lartëmadhëri, po të shkruani: 'Kërkoj të lirohen e të shpëtojnë shpirtrat e vëllezërve të mi që janë në vuajtje e mundime në Londër', s'ka dyshim se mbreti im këtë propozim do ta pranonte."

## 201

Luigji i Katërmbëdhjetë, një nga mbretërit e Francës, i tha një personaliteti, që e caktoi ambasador në një shtet: "Duhet të ndjekësh një rrugë të kundërt me atë të paraardhësit tënd" Ambasadori i ri ia priti: "Do të ndjek një rrugë të tillë, e cila nuk do t'ju detyrojë që t'i jepni një porosi të tillë pasardhësit tim."

## 202

Një anglez hëngri në një restorant në Paris. Kur nxori t'i paguante paratë, kamerieri i kërkoi t'i jepte edhe bakshishin për kamerierin, por anglezi ia priti menjëherë:

"Urdhëro paratë për ushqimin, por unë nuk kam ngrënë kamerierin, që të paguaj edhe për të."

## 203

Një poet i tha një miku të tij: "Unë e dua shumë famën time." Një tjetër, pasi e dëgjoi, i tha: "Po pse bre burrë, ua jep zemrën gjërave kaq të vogla!"

## 204

Një drushitës kishte vënë përpara kalin e ngarkuar dhe bërtiste: "Kujdes! Kujdes!" Duke shkuar rrugës, maja e një druri e zuri për xhakete një zotëri dhe ia grisi. Ky zotëri e kapi drushitësin dhe e çoi në polici. Kur e pyetën policët drushitësin, ai e hapi gojën, por u bë sikur nuk fliste dot. - A mos je memec, zotëri? - e pyeti polici. - Jo, jo! Nuk është i memec, - ndërhyri menjëherë ankuesi, - sepse kur e takova unë, ai bërtiste me sa zë që kishte: "Kujdes, kujdes!", sa shqetësonte edhe popullin.- Po të jetë ashtu, nëse ti nuk je shurdh, nuk ke të drejtë të ankohesh, - i thanë policët ankuesit.

## 205

Një prift për një ditë të veçantë të një miku, dëshironte të mbante një fjalë rasti të zakonshme për vlerat dhe fisnikërinë e këtij miku. Meqë shokët ishin uritur, e lutën priftin që ta shkruante fjalimin. Atëherë prifti doli në foltore duke thënë: "Çkado që do të thuhej për këtë mik të nderuar, jua kam thënë ditën e së kremtes tash një vit më parë. Meqenëse nga ajo kohë nuk ka ndonjë vlerë dhe fisnikëri të re, këtë vit nuk ka asgjë që do t'u shtohet atyre që janë thënë më herët", zbriti nga foltorja dhe iku.

## 206

Dihet se sipas shprehjes së të krishterëve, peshkopëve u thonë "barinj", kurse grupit të besimtarëve "kope." Në një kishë, ku ishte i pranishëm edhe peshkopi, prift e pa që peshkopi po i mbyllte sytë, e hoqi nga dora Ungjillin dhe iu drejtua shërbyesit të kishës: "Bariu fjeti, kopeja do të shpërndahet. Mbylli dyert."

## 207

Augusti, njëri nga perandorët e mëdhenj romakë, i donte aq shumë shkrimtarët e famshëm Horacin dhe Virgjilin, saqë i ftonte shpeshë për drekë dhe i ulte në tavolinë: njërin në krahun e djathtë e tjetrin në krahun e majtë, kurse vetë rrinte në mes tyre. Meqë Horacit gjithnjë i lotonin sytë, ndërsa Virgjili, që vuante nga astma, herë pas here merrte frymë thellë, një ditë, duke bërë shaka në tryezë, Augusti tha: "Unë jam midis lotëve dhe ofshamave."

## 208

Një njeri, kur ishte fëmijë, kishte ndodhur një ditë në rrugë dhe, për shkak të një procesi gjyqësor, e kishin thirrur në gjyq për të dëshmuar. Kryetari i gjykatës, sipas rregullave, kërkoi prej tij që të betohej se njeriu për të cilin do të dëshmonte, nuk ishte nga prindët dhe farefisi i tij. Djali iu përgjigj: "Zoti kryetar, unë nuk mund të betohem as që edhe ju nuk jeni babai im."

## 209

Ruklori, njëri nga ministrat e Luigjit të Katërmbëdhjetë, ishte shumë i shëmtuar. Një ditë i paraqiti mbretit

një njeri më të shëmtuar se vetja. Meqë e paraqiti si mirëbërës, të cilit i detyrohej shumë, e luti lartmadhërinë që t'i bënte një të mirë në shenjë shpërblimi. Pasi mbreti e nderoi dhe e shpërbleu njeriun në fjalë, e pyeti Ruklorin se çfarë të mire kishte patur nga ai njeri. Përgjigjja qe: "Po të mos ishte ky, unë do të isha njeriu më i shëmtuar në botë; a ka të mirë më të madhe se kjo për mua?"

## 210

Një kohë në Francë, pasi kishte ndodhur shumë shpesh ndërrimi i ministrave, një qytetar, sa herë që dilte nga shtëpia, e kishte zakon t'i thoshte shërbëtorit të vet: "Nëse më kërkojnë për të më vënë në ndonjë ministri, unë jam në filan vend."

## 211

Njëri e çoi në një sallë kushëririn e posaardhur në Paris dhe ua paraqiti të njohurve: "Po ju paraqes kushëririn tim. Ky nuk është aq i trashë sa duket." Kushëriri ia priti: "Po, ky është dallimi në mes nesh. Ai është e kundërta ime."

## 212

Një princ kaloi nëpër vendin Mirajo, që kishte gomarë shumë të bukur dhe shkoi mysafir te kryetari i komunës së qytetit. Me këtë rast kryetari i komunës po mbante një fjalim të gjatë. Njëri nga bashkëqytetarët e tij, duke e parë se princi po e ndiente veten ngushtë, për ta kapërcyer me shaka, i tha kryetarit të komunës, që po mbante fjalimin: "Me sa po shiten gomarët?" Kryetari i komunës, pasi e vështroi burrin nga kokë deri te thonjtë

e këmbëve, iu përgjigj: "Nëse janë të barabartë me ju për nga trupi dhe për nga mendja, bëjnë dhjetë lira", dhe vazhdoi fjalimin e tij.

## 213

Një peshkop kishte ngrënë mish në ditët e kreshmës. U tubuan ata që ishin nën udhëheqjen e tij, dhe i thanë: "Ju e këshilloni botën për të mbajtur kreshmët, por është për t'u habitur që vetë nuk i respektoni". Peshkopi ia ktheu: "Këto që po i thoni, po i thoni për vete, sepse unë nuk jam për kreshmë. Po nëse dëshironi të mbaj edhe unë kreshmë, atëherë juve do t'ju duhet t'i mbani dyfish."

## 214

Njëri mori borxh dhe në dokumentin që i dha huadhënësit, shkroi: "Borxhin do t'jua kthej kur të më dojë qejfi." Pas një kohe huadhënësi e paditi, e thirrën borxhliun në gjyq. Atëherë borxhliu i tha gjykatësit: "Sipas dokumentit ishte se do t'ia ktheja borxhin kur të më donte qejfi, e qejfi ende nuk më ka ardhur". Gjykatësi ia priti: "Atëherë do t'ju fus në burg derisa t'ju vijë qejfi." Dhe me të vërtetë, posa e burgosën, i erdhi qejfi dhe menjëherë e pagoi borxhin.

## 215

Një ditë, para një gjykatoreje bëhej tollovi e madhe. Kryetari i gjykatës iu drejtua çaushëve të tij dhe u tha: "Ndaleni atë tollovi, sepse po japim vendime gjyqësore pa e dëgjuar procesin gjyqësor."

## 216

Një aktor i tha një miku të vet: "Aksh zotëri më tha se, po vajta edhe një herë në shtëpinë e tij, ai do të më rrihte. Kurse e shoqja më premtoi, se po të mos ia vija veshin, do të më jepte dyqind lira. Po cilin prej tyre ta dëgjoj?" Miku i tha si këshillë: "Po dëgjove gruan e tij, do të fitosh qind për qind."

## 217

Likeni, një nga historianët, po ankohej për zbritjen e pagës vjetore që ishte bërë me urdhër të mbretit, nga dymbëdhjetë mijë franga në gjashtë mijë franga. Një epror i dalë në pension, u çua në këmbë me hidhërim dhe i tha: "Ç'do të thuash! A pak janë gjashtë mijë franga për një historian, kur një epror si unë merr njëqind lira në vit?" Historiani iu përgjigj: "Po, keni të drejtë, por duhet të llogaritni se ju jeni të lirë kështu, e unë nuk mund të shkruaj lirisht dhe, pastaj, jam i detyruar që të mos flas lirisht dhe që të mos e hedh poshtë atë që kam shkruar vetë."

## 218

Një ligjërues, që po mbante ligjërata në xhami, ishte duke thënë: "Të gjithë do të vdesim". Posa e pa se hyri mbreti te dera, e përsëriti fjalën e tij, duke thënë: "Ja, tash të gjithë ne menjëherë do të vdesim."

## 219

Një koprac hyri në një restorant. E pa listën e ushqimeve, por kur lexoi se ushqimi kushtonte tre franga, tha:

"Nuk kam shije për ushqim prej tre frangash", u çua dhe doli nga restoranti.

## 220

Ishte një njeri i verbër me një sy. Kur u martua, nuk e gjeti gruan të virgjër dhe filloi ta qortonte. Gruaja i tha: "Unë jam shumë e mirë për një njeri qorr edhe kështu si jam." Burri i prekur nga fjalët që i tha ajo, iu përgjigj: "Syri më është bërë dëmtuar në luftë, armiku më solli në këtë gjendje". Po gruaja aty për aty ia priti: "Ty të solli armiku në këtë gjendje, kurse mua miku."

## 221

Një i verbër shkonte natën për të mbushur ujë, duke mbajtur në njërën dorë shtambën dhe në tjetrën qiriun. E takoi një njeri, i cili pa e shikuar në sy, e pyeti me përbuzje se përse e kishte marrë qiriun. Qorri ia priti: "Nuk e kam marrë për të parë vetë, por për ata që shohin si ti, që të mos përplasen e të më rrëzojnë, e kështu të mos ma thyejnë shtambën."

## 222

Njëri, së bashku me të shoqen, shkoi te prifti për t'u rrëfyer. Prifti në fillim dëgjoi mëkatet e gruas. Fjalët e gruas ishin të gjata e dëgjoheshin si ninanana dhe e vunë priftin në gjumë. Pastaj i erdhi radha burrit të saj. Kur iu afrua priftit, e pa se po flinte dhe i bërtiti: "Prift, a po fle?" Prifti u zgjua, por, për të mos e treguar veten se po flinte, përsëri i mbajti sytë mbyllur dhe, duke menduar se përballë vazhdonte të ishte gruaja, tha: "Jo zonjë, nuk po

fle, po dëgjoj. A nuk qe mëkati yt i fundit që, duke e mashtruar burrin tënd, i ke bërë një tradhti?"

## 223

Dy vetë që i zmadhonin gjërat, qenë ulur në një kafene dhe po bisedonin për akrepat. Njëri prej tyre tha se kishte parë akrepa jashtëzakonisht të mëdhenj, kurse tjetri ia priti: "Unë i kam shëtitur shkretëtirat e Afrikës dhe, akrepat që kam parë unë, ti s'ke pasur mundësi t'i shohësh kurrë." Një i tretë, pa folur fare, nxori lapsin dhe, ndërsa mbi tavolinën e mermertë po hiqte një vijë me gjatësi sa dy hapa, e pa se qeshi shoku i tij. Atëherë i foli: "Ju lutem, kini mirësinë të duromi pak, se kjo që po vizatoj është vetëm qafa e akrepit që kam parë unë."

## 224

Lablanshi i famshëm, që ishte dijetar i njohur, kërkoi të dilte para mbretit të Napolit. Pasi priti një kohë të gjatë në sallonin e pritjes, doli njëri nga shërbëtorët e mbretit dhe i tha se do të mund ta pranonte. Lablanshi i hutuar, kur po hynte brenda, pa mbi një tavolinë një kapelë e cila i përngjante kapelës së tij. Meqë kapela nuk dallohej nga ajo që e kishte në kokë, e mori edhe atë që ishte mbi tavolinë. Kështu, duke i mbajtur njërën në dorë e tjetrën në kokë, hyri te mbreti. Mbretin e kapi një e qeshur e madhe dhe, pasi e ftoi të ulej në karrige, i tha: "E shoh që ju ka zënë rrufa, prandaj mund ta vini kapelën në kokë." Lablanshi i kërkoi falje me mijëra herë dhe po përpiqej të mos e pranonte propozimin, por më në fund, duke mos i bërë dot ballë këmbënguljes së mbretit, u detyrua ta vinte në krye kapelën që e kishte në dorë,

kurse kapela që e kishte në krye i ra poshtë. Mbreti qeshi e qeshi, sa nga të qeshurit desh i ra të fikët.

## 225

Ndërsa po lexonte një aktvendim të gjatë para trupit gjykues, një avokat pa se njërin nga anëtarët e gjyqit e zuri gjumi, prandaj e ndërpreu menjëherë leximin. Kur kryetari e pyeti se përse nuk po vazhdonte, ai iu përgjigj: "Kam frikë se mos e zgjoj zotërinë e tij."

## 226

Në një gjykatë të Parisit një avokat, të cilit i ishte gjymtuar hunda, nisi të lexonte një aktvendim dhe, posa filloi të mos i dilte zëri për shkak të dëmtimit të hundës, kryetari i gjykatës, i cili kishte hundë shumë të madhe, si me tallje i tha:

- Si duket, avokat efendiu nuk mund ta shohë atë që duhet ta lexojë, prandaj i duhen dhënë syze.

Avokati u përgjigj, duke i thënë:

- Do të vepronit mirë, po të më jepnit një palë syze, vetëm se, meqë nuk kam hundë për t'i vënë ato, do të bënit edhe më mirë po të më jepnit hua edhe gjysmën e hundës suaj. Do t'ju falënderoja së tepërmi.

## 227

Njëherë, Ministri i Policisë së Francës mori vesh se ora e teatrit, natën vonë, kishte shërbyer për të caktuar takimin e disa burrave me gratë, prandaj dërgoi një njeri te drejtori i teatrit dhe e urdhëroi që ta ndalte orën e të mos punonte, sepse shërbente për prishjen e moralit.. Talejrani i famshëm, kur dëgjoi për këtë, tha: "Aman! Si

do t'ia bëjë ministri i policisë t'i ndalë edhe orët që i kemi në xhepat tanë!"

## 228

Një njeri ishte mësuar dhe e kishte bërë zakon që, pasi ta shihte dikë një a dy herë, t'i thoshte mik dhe t'i fliste pa teklif. Pasi ishte parë një herë me Aleksandër Dymanë, e takoi rastësisht në rrugë dhe, duke vazhduar me zakonin e vet, i tha: "Tungjatjeta miku im! Si ma ke qejfin?" Aleksandër Dyma ia ktheu: "Tungjatjeta miku im! Po si ju quajnë, ju lutem?"

## 229

Një anglez në hyrje të livadhit të tij kishte shkruar: "Kuajt me bisht të gjatë do të pranohen për dy shilinga, kurse kuajt me bisht të prerë, do të pranohen me një shilingë në ditë." Kur e pyetën për shkakun e këtij dallimi, anglezi u përgjigj: "Sepse kuajt me bisht të prerë, ngaqë shqetësohen prej mizave duke mos i dëbuar dot me bisht, hanë gjysmën e sasisë që kullosin kuajt me bisht të gjatë."

## 230

Një aristokrat rus ndërsa po hante ushqim në një restorant në Paris, u zemërua me kamerierin dhe e vrau të mjerin. U tubua aty një masë e madhe njerëzish, midis tyre edhe i zoti i restorantit. Ndërsa po bisedonin që ta dorëzonin në polici, burri duke mos u shqetësuar fare, iu drejtua të zotit të restorantit me fjalët: "Zotëri, gjëja që thyhet, nuk ngjitet; gjëja që derdhet, nuk mblidhet, prandaj, bëj llogarinë, do të paguaj sado që të kushtojë."

## 231

Një kumarxhi nuk kishte shkuar disa ditë në kumarhane ku shonte përherë. Ditën që vajti përsëri, njëri nga shokët e pyeti se pse nuk kishte ardhur kaq kohë. Burri iu përgjigj: "Mos më pyetni për hallin tim, kam humbur gruan!" "Po në cilën kumarhane?" - e pyeti shoku.

## 232

Njëri e mbante për freri një kalë që ia kishte dhënë i zoti për ta shitur. Mirëpo, kur po kalonte nëpër një pyll, i erdhi gjumë, prandaj e hodhi dizgjinën në krah, u shtri dhe ia këputi gjumit. Ndërkohë që flinte, erdhi një vjedhës, ia hoqi frerin kalit nga koka, e la poshtë në tokë, e mori kalin dhe ia mbathi. Kur u zgjua burri, ishte ende si përgjumshëm dhe nuk po i binte në të as se ku gjendej. Atëherë tha me vete: "Më duket se kur rashë të fleja e kisha kalin, por po ta kem pasur, e paskam humbur, e po të mos e kem pasur, atëherë paskam fituar një dizgjinë."

## 233

Njëri, në një tubim, po lëvdonte bukurinë e një gruaje. E kur njëri nga ata që dëgjonte i tha: "E bukur është, por ama njërin sy e ka paksa më të vogël se tjetri", ky, i hidhëruar ia priti: "Jo, ajo, jo që nuk e ka njërin sy më të vogël se tjetri, por e ka bile më të madh".

## 234

Dy ushtarë që ishin në një njësi ushtarake u betuan se do ta ndihmonin njëri-tjetrit në luftë. Papritmas ra një predhë dhe ia këputi këmbën njërit. Menjëherë i erdhi në ndihmë shoku i tij dhe e mori në shpinë për ta dërguar

në spital. Duke shkuar rrugës, ra edhe një predhë tjetër, burrit të mjerë ia këputi dhe ia hodhi tej edhe kryet. Shoku i tij nuk kishte kuptuar gjë. Kur po e fuste për dere të spitalit, mjeku e pyeti se ç'do t'i bënin trupit pa krye. Burri e lëshoi në tokë kufomën, e pa dhe tha: "Ah, gënjeshtar! Mua më the se të ishte këputur vetëm këmba!"

## 235

Një grua kishte mik një piktor. Një ditë, në një tubim u fol se fëmija i kësaj gruaje i përngjante shumë babait të vet, por njëri nga të pranishmit tha: "Madje, përveç kësaj, po të mendosh dhe ta shohësh fill e për pe, është një pamje, një portret që duket se e ka bërë aksh piktor; e për të thënë të vërtetën, piktor shumë i shkathët dhe i aftë!"

## 236

Një njeri i mërzitshëm shkoi mysafir te një mik i tij. Pasi qëndroi një kohë të gjatë te miku, kur u çua për të shkuar, i zoti i shtëpisë, në shenjë respekti, deshi ta përcillte deri te dera e shtëpisë. Burrit nuk po i vinte mbarë dhe kundërshtoi. Por më në fund e pa se vështirë të shpëtonte nga përcjellja, prandaj filloi t'i betohej, duke i thënë: "Nëse sillesh kështu, nuk të vij më!" I zoti i shtëpisë iu përgjigj: "Po të jetë ashtu, atëherë kjo është ardhja juaj e fundit, prandaj më lejoni t'ju përcjell deri te dera."

## 237

Një francez, kur e lëvdonte me të tepërt ndonjë familje, thoshte: "Nga ajo familje kanë dalë kaq e kaq peshkopë dhe kështu, të bërët peshkop në atë familje,

është si një gjë që trashëgohet nga babai te i biri."- ndonëse e dinte se peshkopët nuk martohen.

## 238

Një mjek i shkroi një ilaç të hidhur një të sëmuri. I sëmuri, pasi e provoi idhëtinë e ilaçit, filloi të pëshpërisë. Atëherë mjeku i tha: "Është e vështirë vetëm luga e parë, pastaj, e dyta, e treta, nuk do të jenë të idhëta". I sëmuri ia priti: "Meqë qenka ashtu, atëherë po marr të dytën e të tretën, kurse të parën të mos e marr."

## 239

Glodisi, një nga mbretërit e lashtë të Francës, atyre që i kishin shërbyer si spiunë nga ushtria e armikut u dha monedha bakri të praruar, në vend të parave prej ari. Këta pas disa ditësh, pasi e kuptuan përbërjen e parave që kishin marrë, erdhën te mbreti dhe u ankuan. Mbreti atëherë u tha: "Ashtu siç ishte e rrejshme miqësia dhe dashuria që treguat ndaj meje, ashtu duhet të jetë edhe shpërblimi. Ai që tradhton atdheun e vet, nuk mund t'i bëhet mik dhe besnik armikut të tij."

## 240

Një prift gjendej njëherë në një anije. Meqë anijen e zuri furtuna në mes të detit, prifti filloi t'i këshillonte detarët të binin në gjunjë e të luteshin. Kapiteni i anijes, kur pa që detarët i lanë litarët e anijes dhe u gjunjëzuan për t'u lutur, iu drejtua priftit: "Shenjtëri, ç'bën kështu? Ti nuk e paske mësuar mirë librin e fesë! Lutje të tilla bëhen në rrugë tokësore; lutjet e detit duhet të bëhen duke i tërhequr këta litarë. Kush ngjitet në shtyllën më të lartë,

ai shkon në parajsë". Atëherë prifti i tregoi detin, duke i thënë: "Vërtet, parajsa është në qiell. Megjithëse ajri që ndodhet atje i afrohet parajsës, më duket se rruga për në parajsë është këndej, nga deti."

## 241

Një barkëtar iu afrua përsëri këtij prifti dhe i tha: "Më duket se sonte do ta hani darkën bashkë me engjëjt në qiell". Prifti ia priti: "Aman, bëni ç'mos dhe përpiquni që të mos jetë sonte, sepse sonte, vërtet, nuk kam oreks për të ngrënë."

## 242

Një grua e varfër qe shtrënguar të bënte diçka. U detyrua t'i drejtohej një zonje të madhe. Zonja i hodhi një shikim me mirësi dhe, kur e pyeti se sa fëmijë i kishte, mori si përgjigje: "I kam tre fëmijë". Zonja i ktheu kurrizin, nuk i pranoi asgjë dhe filloi të bisedonte me zonjat e tjera që i kishte mysafire. Pas një farë kohe iu kthye rishtas gruas së varfër dhe e pyeti: "A ke shumë fëmijë?" Gruaja e varfër iu përgjigj: "Prej çastit që të tregova se i kam tre, nuk kam lindur asnjë tjetër."

## 243

Një aktor i shkëlqyer kishte zë shumë të ëmbël dhe rolin e luante shumë mirë. Mirëpo, ngaqë kishte fytyrë të shëmtuar, publiku nuk e pëlqente, madje as nuk e shihte në fytyrë. Një natë, sado që e kreu detyrën e tij shumë mirë, meqë publiku nuk e vlerësoi dhe nuk i shprehu mirënjohje, aktori iu drejtua publikut me këto fjalë: "Zonja

dhe zotërinj! Është më lehtë që ju të mësoheni me fytyrën time, sesa unë ta ndryshoj atë."

## 244

Luigji i Njëmbëdhjetë i respektonte e i nderonte shumë tregtarët dhe zejtarët, kur dilte zakonisht mes popullit. I ftonte në tryezë, bisedonte haptas me ta dhe, kështu, fitonte shumë njohuri për tregtinë e zanatet. Një tregtar e shfrytëzoi këtë qëndrim dhe këtë sjellje të hapët të mbretit. Kërkoi prej tij një pozitë, një gradë dhe e fitoi. Kur erdhi në pozitë, shpresoi se do të ishte më i respektuar nga ana e mbretit, por ndodhi e kundërta. E pyeti atëherë përse ndodhi kështu. Mbreti iu përgjigj: "Atë kohë, duke të të njohur si njërin nga tregtarët më të mëdhenj të popullit tim, sillesha sipas asaj që të njihja; tash, ndërkaq, meqë e di se je me pozitë më të ulët se të tjerët, po të të barazoj me ata që kanë pozita e grada më të larta se ti, do t'i fyeja."

## 245

Aleksandri i Madh, në kohën kur gjykonte bashkëkombasit e tij, e kishte bërë zakon që ndërsa fliste paditësi, ta mbyllte njërin vesh, duke e mbështetur kokën në njërën dorën. Kur e pyetën se përse vepronte kështu, u përgjigj: "Veshin tjetër e ruaj për të dëgjuar fjalët e të pandehurit."

## 246

Një grua, që e mbante veten të bukur dhe që dëshironte të dukej më e re seç ishte, e pyetën sesa vjeç kishte dallim në mes saj dhe motrës së vogël. Ajo u përgjigj:

"Çka do të thotë kjo: sa vjeç!? Dallimi mes nesh është një a dy muaj."

## 247

Galileun, dijetarin e famshëm, që zbuloi se toka rrotullohet rreth diellit, edhe pse ishte në moshën shtatëdhjetëvjeçare, e nxorën para gjyqit të inkuizicionit. Gjyqi kërkoi prej tij të pendohej dhe të kërkonte falje për "mëkatin", se e kishte ndryshuar Ungjillin dhe Biblën. Iu lexua aktvendimi që shkruante se ishte i detyruar që t'i lexonte psalmet e Davidit një herë në javë, si dhe të betohej se tërhiqej nga një besim i tillë. I ngrati dijetar plak, me ndërgjegje të vrarë se do të betohej rrejshëm për herë të parë në jetën e tij, duke u penduar dhe duke kërkuar falje sepse kishte thënë të vërtetën, me dorën mbi Ungjill dhe duke e përplasur këmbën në tokë, tha: "Zotërinj! Unë po betohem se toka nuk rrotullohet, por toka, megjithatë, rrotullohet; ajo nuk ua var veshin betimeve të mia."

Kjo fjalë e Galileut, në gjuhën italiane është e njohur me shprehjen: 'Eppur si muove".

## 248

Një kallogjer zjarrputist indian, e kishte batallisur besimin e tij dhe, për t'iu falur mëkatet, ishte shtrirë përtokë krejt lakuriq, që ta rrihnin me kamxhik. Në këtë gjendje e pa një i huaj dhe i tha: "Çfarë sakrifice e madhe është kjo!" Kallogjeri e ngriti kokën dhe ia priti: "Jo, unë këta kamxhikë po i ha për të të rrahur ty kur të ngjallem në botën tjetër, duke u bërë ti kalë, e unë njeri."

## 249

Në kohë të lashta, ligjdhënësi Dioklis, që gjendej në qytetin Sirakuzaa të Sicilisë, në kanunin e tij kishte vënë dënimin me vdekje për ata që dilnin në treg të armatosur. Pas një kohe, armiku iu afrua Sirakuzës. Dioklisi mori shpatën në dorë dhe shkoi t'i kundërvihej armikut. Duke shkuar rrugës, dëgjoi se në pazar kishte ndodhur një tollovi, prandaj shkoi atje, ashtu i armatosur. Kur e panë ata që ishin aty, i thanë: "Zotëri, ju po e prishni dhe po e ndryshoni atë kanun që vetë e keni shkruar me dorën tuaj". Dioklisi ua priti: "Jo, unë nuk po e prish, por po e plotësoj dhe po e përforcoj me shembullin e vetes sime!" dhe e nguli shpatën në kraharor e vrau veten.

## 250

Dy gra shemra kishin të njëjtin njeri për burrë. Një herë po grindeshin se cilin prej të dyjave e donte më shumë. Ndërkohë erdhi burri i tyre dhe e pyetën:

- Cilën prej nesh e do më shumë?

- Të dyjave ju dua njëlloj, - u përgjigj ai.

Ato këmbëngulën përsëri:

- Ja, po e zëmë, nëse biem në det, cilën prej nesh do të përpiqeshe ta shpëtoje më së pari?

Burri iu drejtua asaj që e donte më pak dhe i tha:

- Ti di më mirë të notosh, apo jo?

## 251

Një filozof, kur po shikonte një pikturë, ku dy vajza me emrat: "Republika" dhe "Liria", të kapura dorë për dore putheshin me njëra-tjetrën, tha: "Të mjerat, po ndahen duke u puthur! Sigurisht që asnjëherë nuk mund ta shohin njëra-tjetrën!"

## 252

Kopshtari i kopshtit botanik të Parisit, i premtoi natyralistit të famshëm Byfon, se do t'i dërgonte nga një kokërr fiku prej dy llojeve të ndryshme për t'i analizuar. Shërbëtori, që ishte urdhëruar t'i dërgonte, duke shkuar rrugës e hëngri njërin fik. Byfoni, i cili e dinte që më parë se duhej të ishin dy kokrra, e pyeti fshatarin: "Ç'e bëre tjetrën?" Ai u përgjigj: "E hëngra." Byfoni u hidhërua dhe iu kthye: "Po si e hëngre!?" Shërbëtori ia tregoi: "Ja, kështu e hëngra," dhe e futi në gojë edhe kokrrën tjetër.

## 253

Një njeri pa hundë i dha lëmoshë një lypësi. Lypësi, pasi e mori lëmoshën, u lut për të duke i thënë: "Zotëri, Zoti t'i ruajtë sytë!" Kur burri e pyeti se përse lutja e tij u kufizua vetëm te sytë, lypësi iu përgjigj: "Sepse, nëse ju ndodh diçka syve tuaj, nuk do të mund t'i përdorni syzet."

## 254

Një njeri i moshës gjashtëdhjetëvjeçe bleu një sorrë. Kur e pyetën se ç'do t'i bënte, ai tha: "Thonë se ky shpend rron treqind vjet. Unë e bleva për ta provuar këtë."

## 255

Një mbret me mjekër të verdhë, ndërsa po shëtiste nëpër kopsht, iu afrua kopshtarit i cili ishte qose, dhe për ta ngacmuar, i tha: "Përse nuk ke mjekër?" Kopshtari iu përgjigj: "Ah more im zot, në kohën kur janë ndarë mjekrat, unë, robi juaj i nënshtruar, shkova pak vonë dhe pashë se nuk kishte mbetur mjekër e zezë. U mendova

dhe vendosa që, më mirë të mbetem qose sesa të marr mjekër të verdhë."

## 256

Një dramaturg, kur nuk ia pëlqenin ndonjërën nga dramat të vëna në skenën e teatrit, nga shqetësimi shpirtëror shkonte në shtëpi dhe dehej sa bëhej tapë. Një mbrëmje, kur bëri një vepër të re, e cila u vu në skenë, e pyeti të bijën e vet tetëvjeçe, që ishte në llozhë, nëse i pëlqeu apo nuk i pëlqeu shfaqja. Vajza iu përgjigj: "Baba, në shtëpi kemi pije shumë të mirë."

## 257

Disa fshatarë, për të treguar dashuri ndaj udhëheqësit të tyre, i shkruan një letër, ku i thoshin: "Jemi shumë të brengosur për shëndetin tuaj, për shkak se në vend është shfaqur një sëmundje e kafshëve."

## 258

Një dervish avdall, shkoi mysafir në konakun e dikuj. I zoti i konakut i bëri shumë nder, por shërbëtorët dhe njerëzit e tjerë të konaku u sollën shumë keq me këtë të mjerë, për shkak se ashtu e kishin bërë zakon. Një ditë prej ditësh, këta nuk i kishin dhënë dervishit të hante deri në mbrëmje. I zoti i konakut, në mbrëmje, e pyeti dervishin:

- A ke ngrënë diçka sot?

- Po, zotëri, kam ngrënë në mëngjes, - iu përgjigj dervishi.

- Pastaj, a nuk ke ngrënë gjë? - e pyeti përsëri i zoti i konakut.

- Falemnderit, nuk kam ngrënë, - iu përgjigj.

- Po në mëngjes ç'ke ngrënë? - vazhdoi zotëria.

- Një shuplakë nga ekonomati juaj, - iu përgjigj më në fund dervishi.

## 259

I famshmi Aleksandër Dyma ishte i bindur se njeriu rrjedh nga majmuni në vijë të pandërprerë. Një ditë, një njeri e pyeti:

- Babai juaj ishte abisinas, apo?

- Po, - iu përgjigj Aleksandër Dymai.

- Po gjyshi juaj, çfarë ka qenë?

- Zezak ka qenë, - tha Dymai.

- Po babai i tij, çfarë ka qenë?

- Majmun, - ia priti Aleksandër Dymai, - sepse prejardhja jonë, në të kundërt me atë tuajën, fillon nga majmuni dhe përfundon te njeriu.

## 260

Njëri ia kishte paraqitur veten zengjin një plaku të pasur, të cilit donte t'i kërkonte vajzën për grua. Meqë dhëndri brengosej dhe mendohej shumë për ditët kur do të bëhej dasma, vjehrri e pyeti: "Ç'ke që po mendohesh?" "S'kam asgjë"- iu përgjigj ai. Në fund, pasi përfundoi dasma, sapo kaluan një a dy ditë, kur vjehrri pa se i erdhën borxhdhënësit e dhëndrit dhe deshën paratë prej tij, filloi ta qortonte dhëndrin, duke i thënë: "Ti më gënjeve. Jo që nuk paske para, por paske qenë i mbytur edhe në borxhe." Dhëndri ia priti: "Zotëri, nuk ju kam gënjyer, sepse, sa herë që më keni pyetur, ju kam thënë të vërtetën. Sa herë që më keni pyetur, a nuk ju kam thënë se "S'kam asgjë."

## 261

Një njeri e kishte emrin Bonzhur, që frëngjisht do të thotë 'Mirdita'. Një herë kishte shkuar për vizitë te një mik. Kur i trokiti te dera, doli shërbëtori dhe e pyeti se kush ishte. Burri i tha: "Jam Bonzhuri." Shërbëtori, pasi i tha "Bonzhur, mësje", përsëri vazhdoi ta pyeste për emrin. Kur burrii i tha përsëri se e quajnë Bonzhur, shërbëtori ia priti:

- Zotëri, ma thoni emrin e vërtetë; se një mijë herë të them "Bonzhur" nuk ka kuptim.

- Emri im është Bonzhur, - i përgjigj ai.

- Ëhë, po të jetë ashtu, atëherë nuk duhet t'ju kisha thënë 'Bonzhur mësje', por 'Mësje Bonzhur'.

## 262

Në qytetin Orlean të Francës, në një mur që gjendej buzë lumit, ishin shënuar vijat që tregonin lartësinë e ujit dhe pranë tyre edhe datat e ndryshme të vijave, që tregonin se kur kishte arritur uji në ato lartësi. Disa vetë, kur po kalonin atypari, panë se ishte shënuar një vijë shumë lart, aq sa nuk do të mund t'i besohej se ishte vijë që tregonte përmbytjen e atij viti. E pyetën rojën, i cili tha: "Jo, uji nuk ka arritur deri atje; vija, në të vërtetë ishte më poshtë, por unë e shënova më lart, që të mos e mbërrijnë e ta fshijnë fëmijët."

## 263

Një filozof kishte disa qen, të cilët gjithnjë i mbante rreth vetes, luante dhe argëtohej me ta. Kështu e kalonte kohën. Kur njëri e pyeti se ç'kënaqësi ndiente duke luajtur me qentë, ai u përgjigj: "Që kur kam filluar t'i kuptoj njerëzit, ndiej kënaqësi të madhe të argëtohem e të zbavitem me qentë."

## 264

E pyetën një njeri se pse nuk dëshironte të martohej. Ai u tha: "Sepse nuk kam mundur të gjej as grua, burrë i së cilës do të dëshiroja të isha, e as një djalosh, baba i të cilit do të dëshiroja të isha."

## 265

Giboni, një nga historianët më në zë të Anglisë, kishte sy, hundë dhe gojë shumë të vogla. Megjithatë, kishte faqe aq të gjera, saqë dukej sikur e tërë fytyra i përbëhej nga faqet. Zonja Difon, që i takonte njërës nga familjet më të mëdha të asaj kohe, e verbuar në dy sytë, për ta kuptuar fizionominë e njerëzve që i paraqiteshin, e kishte bërë zakon që t'i prekte në fytyrë. Një ditë e çuan zotëri Gibonin dhe ia prezantuan të lartpërmendurës. Kur zonja Difon ia preku fytyrën historianit, ose më e drejtë do të ishte të thuhej i preku faqet, meqë nuk gjeti asgjë që do t'i përngjante fytyrës, e shtyu historianin dhe i tha: "A nuk ju vjen turp të zbaviteni me mua me këtë pamje?"

## 266

Njëri ishte bërë tapë nga të pirët alkool dhe shkonte rrugës bjerë e çohu. E takoi një mik dhe, kur e pa në atë gjendje, i tha: "Nuk po e shikon të keqen e dehjes?" I dehuri ia priti: "E keqja nuk është te pija, por tek ecja."

## 267

Një i dehur kishte ardhur në buzë të vdekjes. Prifti e këshilloi t'ia rrëfente mëkatet, por i dehuri i tha:

- Çfarë mëkatesh? Në jetën time nuk kam bërë asgjë të keqe, përveç që kam pirë.
- Nëse bëhesh mirë, a nuk do ta lësh pijen? - e pyeti prifti.
- Përse të mos e lë pijen e keqe?"- iu përgjigj i dehuri.

## 268

Një shkrimtar e kalonte jetën në vetmi, duke lexuar e duke studiuar. Prandaj nuk kishte dijeni për tubimet solemne dhe për vështirësitë e shpenzimet e mëdha të tyre. Sidoqoftë, në një rast do t'i paraqitej një gruaje që i takonte një familjeje të madhe. Njeriu që do ta paraqiste, e kishte këshilluar: "Gratë duan që t'i lëvdosh, kur të shkosh në takim duhet ta lëvdosh pak për bukurinë e saj." Edhe shkrimtari, duke e pranuar këtë propozim, kur vajti te ajo, i tha: "Zonjë! Nuk mund t'i harroj asnjëherë këta sytë tuaj të vegjël!" Kur shoku i tij, që e priste në krye të shkallëve, i tha: "Ç'bëre kështu! A nuk e di ti se e shkretove krejtësisht që i the asaj gruaje se i ka sytë e vegjël?", shkrimtari ia ktheu mikut: "Prit pak, do ta përmirësoj gabimin". U kthye prapë dhe i tha gruas: "Zonjë! Kërkoj falje! Gabimisht fola për sytë tuaj të vegjël, kurse sytë tuaj, hunda juaj, veshët tuaj, dhëmbët tuaj, duart tuaja dhe këmbët tuaja janë shumë të mëdha! Me vetëdije po ju betohem se unë nuk kam parë më të mëdha se këto!"

## 269

Në Francë, një fajdexhi e kishte rrjepur popullin me kamatë të tepruar. Dhe shumë njerëz, po edhe familje të tëra i bëri të mjerohen e të shkatërrohen. Disave prej tyre u shkaktoi dhe vdekjen. Shkurt, ishte bërë zengjin me

dredhi e me mashtrime. Meqë ishte jashtëzakonisht koprac, nuk kishte guxim as të martohej, prandaj nuk kishte as grua as fëmijë, e as anëtarë të tjerë të familjes. Para se të vdiste, kishte shkruar një testament, sipas të cilit tërë pasurinë e linte për të ndihmuar të varfrit dhe për bamirësi të tjera. Një fshatare, e cila ishte djegur nga dora e të lartpërmendurit, kur po merrte lëmoshën që i ra hise nga ai testament, tha: "Ah! Aq sa ka qenë i keq ky njeri kur ka qenë gjallë, po aq u bë i mirë pasi vdiq! Po të vdisnin të gjithë njerëzit e këtillë, sa mirësi të mëdha do të bëheshin në botë!"

## 270

Një shkrimtar evropian kishte shkruar një libër kundër jezuitëve. I thanë se janë zemëruar jezuitët, prandaj kanë rrokur lapsat në dorë për t'u hakmarrë. "Lërini, - u tha shkrimtari, - le t'i rrokin lapsat, vetëm të mos i marrin thikat për mprehjen e tyre, të cilat i kanë më të mprehta se lapsat."

## 271

Një njeri, kur vdiq kishte lënë një testament me këtë përmbajtje: "S'kam asgjë; kam shumë borxhe; ajo që mbetet tepricë, le t'i ndahet fukarasë."

## 272

Njëri po qëndronte pranë një gruaje të re. Ajo kishte kthyer fytyrën në anën tjetër dhe po bisedonte me disa gra të tjera. Ky po përpiqej të gjente mënyrën dhe rastin që të bisedonte me të dhe, kur pa një insekt në fustanin e gruas, i tha: "Zonjë, pas jush është një kafshë". Gruaja

u kthye nga ai dhe ia priti: "Aha! A ju paskeni qenë? Nuk e dija se ishit këtu."

## 273

Një njeri i paarsimuar, që bënte rrejshëm punën e mjekut, i këshillonte të sëmurët për dietë. Ditën e nesërme, duke ua matur pulsin, u thoshte: "E keni prishur dietën, keni ngrënë këtë e këtë gjë." Falë kësaj metode, ai kishte fituar shumë famë. Sado që kishte shumë nxënës, megjithatë, nuk ia kishte treguar të fshehtën e vet asnjërit prej tyre. Më në fund, para se të vdiste, e thirri pranë vetes njërin që e donte më së shumti dhe, duke ia treguar të fshehtën, i tha: "Kur të shkosh në shtëpinë e të sëmurit, shiko mirë përreth kuzhinës, nën shkallë, në paradhomë e në dhomë dhe, për shembull, nëse sheh në kuzhinë lëvozhga midhjesh, dije se i sëmuri ka ngrënë midhje; nëse sheh në paradhomë ose në dhomë lëvozhga portokalli, dije se i sëmuri ka ngrënë portokalle". Nxënësi, pasi e mësoi këtë të fshehtë, të nesërmen shkoi për të vizituar një të sëmurë. Ndërsa po hipte shkallëve për t'u ngjitur lart, pa një samar gomari nën shkallë. Kur u ngjit lart, posa ia mati pulsin të sëmurit, i hidhëruar, i tha: "Ja, a po e sheh se je bërë keq! E ke prishur dietën!" Kur i sëmuri iu betua se nuk kishte ngrënë asgjë, mjeku i ri, i tha: "Mos u beto, mos u beto. Unë e di se ç'ke ngrënë; ke ngrënë gomarin."

## 274

Njëri thoshte vazhdimisht: "Unë nuk e kam zakon ta lëvdoj veten, por..." Një ditë, megjithatë, kur filloi të lëvdohej, bashkëbiseduesi ia priti: "Po, këtë zakonin tuaj e pëlqej shumë, prandaj mos e humbni. Tash, le t'ia fillojmë një bisede tjetër."

## 275

Njëri nga mbretërit e Francës deshi të caktonte në një post të lartë një dijetar. Për ta kuptuar nëse ishte apo nuk ishte nga aristokratët, e pyeti se pasardhës i kujt ishte. Dijetari i tha: "Zotëri, sipas mendimit tim, jam pasardhës i njërit nga tre vëllezërit që u gjenden në arkën e Noesë, por ama, i cilit prej tyre, nuk mund ta di."

## 276

Njëherë në Francë, një fshatar e kishte vënë gomarin përpara dhe, për ta shtyrë të ecte më shpejt, i binte me shkop nga prapa. Dy oficerë të pallatit të mbretit, që i takoi në rrugë, i thanë: "Shiko, a nuk ke frikë nga Zoti që po i sjell ashtu asaj kafshe të ngratë?" Fshatari i doli përpara gomarit dhe, pasi hoqi kapelën nga koka, iu drejtua gomarit: "Më fal, zoti gomar! Nuk e kisha ditur se qenke nën mbrojtjen e njerëzve të pallatit të mbretit."

## 277

Njëri, kur po lëvdonte një barkatar, tha: "E merrte guximin të vdiste, nuk trembej fare nga valët e detit dhe nga era e shtrëngata!"

## 278

Përsëri po ky njeri, duke treguar për fluturimin e një aeroplani, tha: "Barku i shkonte sikur do të prekte përtokë!"

## 279

Një kasap i sëmurë i tha gruas së vet:

- Nëse vdes unë, ti duhet ta çosh më tej begatinë tonë, sepse...- Gruaja iu përgjigj:

- Po, po, këtë e kam ndërmend kaherë.

## 280

I kapën dy vjedhës dhe vendosën që t'i varnin buzë një lumi. Ndërsa po e varnin njërin prej tyre, u këput litari dhe ai ra në ujë. Kur e pa vjedhësi tjetër se shoku iku dhe shpëtoi duke notuar, i luti xhelatët, duke u thënë: "Shikoni, ngaqë nuk patët kujdes për varjen e shokut tim, ai ra në ujë, iku dhe shpëtoi sepse dinte të notonte. Aman, ju lutem, bëni kujdes, litarin tim lidheni më mirë, sepse unë, meqë nuk di të notoj, nëse bie në ujë, do të mbytem."

## 281

Dy fshesarë filluan të grindeshin e të përlesheshin me njëri-tjetrin rreth tregtisë së tyre. Njëri prej tyre i tha tjetrit: "Unë këto fshesa po i jap me çmim më të ulët se ti, dhe shes shumë." Tjetri ia priti: "Unë, meqë i kam vjedhur kërcejtë e bimës dhe telin e fshesës, sigurisht se do t'i shes më lirë. Po ti si mund t'i japësh më lirë se unë? Ti po bën gjoja se po shet." Tjetri iu përgjigj: "Hajde, torollak, hajde! Unë i vjedh fshesat të tëra kështu si janë!"

## 282

Një njeri gjeti në rrugë një flori njëzetgroshësh të dëmtuar. E prishi për pesëmbëdhjetë grosh. Të nesërmen, kur gjeti përsëri një flori të prishur, tha: "Dje nga një flori i prishur si ti, humba pesë grosh. A jam aq budalla sa, të të marr edhe ty e të të dëmtoj?"

## 283

Ishin grindur dy veta. Njëri prej tyre iu drejtua atyre që donin t'i pajtonin e u tha:

- Unë dua të pajtohem me të.

- Ti e do pajtimin? Po ti e ke goditur me shuplakë!

- Po prandaj kërkoj të pajtohem. Ta qëllosh tjetrin me shuplakë është punë hamajsh. Pasi më detyroi të sillesha si hamall, ai ma ka ulur nderin, ndaj i takon atij që të më kërkoj falje.

## 284

Një gënjeshtar me emrin Sheh Xhemel, mblodhi një turmë njerëzish, duke mëtuar se me anë të forcës magjike që thoshte se zotëronte, do ta lëvizte malin nga vendi. Kur doli përballë malit, bërtiti me sa zë që kishte: "O mal, pa eja, pa eja!" Dhe, kur filloi të kthehej ushtima nga mali, shehu tha: "Sot mali nuk na qenka në qejf; nuk dashka të vijë. Ejani të shkojmë ne atje, sepse po thërret: "Eja, eja, ti o Xhemel."

## 285

Një njeri kishte këputur njërën këmbë dhe në vend të saj kishte vënë një prej druri. Pas një viti martese, kur i lindi një fëmijë, shkoi në gjyq dhe kërkoi të ndahej nga gruaja. Kur e pyetën se cili ishte shkaku i kësaj, tha: "Fëmija që më ka lindur, nuk është imi. Po të ishte imi, do ta kishte njërën këmbë prej druri."

## 286

Një gramatikan, gjatë një lufte, shkoi në një tubim. Të pranishmit e pyetën: "A keni të na tregoni diçka për

luftën?" Ai u përgjigj: "Posi jo. Fjala 'luftë' arabisht është *muharebe*. Kjo është paskajorja e *mufaale*, pra: *harebe* "kanë luftuar me njëri-tjetrin"; *juharibu* "luftojnë me njëri-tjetrin"; *muharebe:* lufta me njëri-tjetrin".

## 287

Një lord shkoi në një vend banjash të Gjermanisë dhe zuri vend në një hotel. Hotelxhiu nuk iu drejtua me shprehjet përkatëse që përdoren për respekt, si: Lartmadhëri, Shkëlqesi, zotëri, i nderuari zotëri, por gjithnjë i drejtohej me fjalën "ti". Lordi i prekur nga kjo sjellje, që nuk pajtohej me krenarinë angleze, një ditë i tha hotelxhiut:

- Dëgjo, një lordi si unë, nuk i drejtohen me fjalën "ti".

- Urdhëroni, urdhëroni, çkado që të dëshironi. Në hotelin tonë nuk ka gjë që s'gjendet, - iu përgjigj hotelxhiu.

- Po, po, në rregull, por duhet të më thoni: Lartmadhëria juaj, ose Shkëlqesia juaj, apo I nderuari zotëri, - ia priti lordi.

- Aha, si urdhëroni, zotëri, u bë, - i tha hotelxhiu.

Prej asaj dite, hotelxhiu i drejtohej lordit me shprehjet "Lartmadhëri, shkëlqesi, i nderuari zotëri". Vetëm se, kur lordi do të largohej, vështroi regjistrin e shpenzimeve dhe pa se dyqind e dyzet e tetë "Lartmadhëri-të" që ia kishte thënë hotelxhiu, që të gjitha ia kishte llogaritur si përdorim të klorit.

## 288

Bonaparti një ditë, ngaqë mori një lajm të keq nga Austria, u hidhërua me mbretin e Austrisë, i cili ishte vjehrri i tij, prandaj i tha së shoqes, Maria Luizës: "Babai yt është naiv, budalla." Mbretëresha, meqë nuk e kuptonte mirë frëngjishten, nuk e kuptoi fjalën frënge me

kuptimin "naiv, budalla", prandaj iu drejtua kryeministrit, i cili ishte i pranishëm dhe e pyeti për kuptimin. Kryeministri, për të mos e nënçmuar mbretin, tha se kuptimi është: "Jashtëzakonisht i aftë dhe i ditur." Pas disa ditësh, nën kryesinë e mbretëreshës, u themelua një këshill i posaçëm specialistësh dhe, kur u diskutua për një çështje të rëndësishme, mbretëresha iu drejtua kryeministrit frëngjisht me fjalët: "Zbërthimi i kësaj çështjeje ju takon juve, sepse në mesin tonë nuk ka asnjë "naiv, budalla" sa ju!"

## 289

Një plak iu ankua një miku të vet se fëmija i tij gënjente shumë dhe e pyeti: "Çfarë më këshilloni të bëj me këtë fëmijë? Njeriu gënjeshtar nuk fiton në asnjë punë". Miku ia priti: "Të këshilloj që ta udhëzosh fëmijën të shkojë e të bëhet diplomat. Do ta shohësh, sa shpejt do të përparojë, more miku im!"

## 290

Një saraf deshi të merrte një shërbëtor. Kur po bënin pazar për rrogën e tij, shërbëtori i tha:

- Më falni, do t'ju pyes diçka.

- Çka? - i tha sarafi.

- Ju lutem, a e luani ju lojën borxh me kamatë? - e pyeti sarafin.

- Përse po pyet?

- Sepse, nëse e luani, rrogën e dua paradhënie, - i tha shërbetori.

## 291

Në shtëpinë e një gjenerali francez, që i kishte inat zvicceranët, bëhej fjalë se cila nga kafshët ishte më e afërt

me njeriun. Dikush thoshte se ishte majmuni, dikush kali, dikush qeni, e dikush thoshte se ishte elefanti. Gjenerali ndërkohë nuk fliste dhe, pasi dëgjoi një kohë të gjatë, tha: "Zviceranët janë ata që më së shumti i përngjajnë njeriut."

## 292

Një poet thuri një vjershë lirike kaside për të lëvduar Harun er-Reshidin dhe ia paraqiti kasiden. Harun er-Reshidi e pyeti poetin se me çfarë merrej. Poeti u përgjigj: "Zotëri, unë shkruaj kaside, me të cilat bëj të njohura personalitete të shquara. Mirëpo, megjithatë, jam në gjendje të varfër, të mjerueshme, me një fjalë, për të ardhur keq." Harun er-Reshidi atëherë ia preu: "Nuk do të mund të shpëtosh nga ai fukarallëk, përderisa nuk heq dorë nga një zanat aq meskin."

## 293

Një kapiten i hipi kalit që e kishte blerë ditë më parë dhe po shkonte deng së bashku me shokun e vet. Kur shoku i tha: "Jeni mashtruar me këtë kalë, nuk po ecën mirë", kapiteni ia priti: "Tash nuk shihet si ecën, sepse erën e kemi përballë."

## 294

Një sicilian me zeshkan dhe me fytyrë leshatore, shëtiste një majmun nëpër rrugët e Parisit dhe e nxiste të luante. Një fëmijë që po kalonte me nënën e vet, i zgjati majmunit një simite që e kishte në dorë, por majmuni nuk e hëngri. Fëmija i tha së ëmës: "Nënë, majmuni i vogël nuk e ha simiten! Po prit, të shoh, a e ha i ati i tij?" dhe ia zgjati simiten sicilianit.

## 295

Një grua u martua për të dytën herë. Fatkeqësisht ra në një burrë që për çdo natë i jepte dajak. Një natë gruaja ishte ulur dhe lutej për burrin, për të jetuar gjatë. Burri hyri brenda dhe kur i dëgjoi lutjet e gruas, tha: "Si? A aq shumë më do mua?" "Jo, jo, i tha gruaja, por lutem se burri i parë më mallkonte dhe më qortonte; ti, ndryshe nga ai, po më rreh; e, po të martohem me një të tretë, ai, sigurisht, do të më vrasë."

## 296

Njëri, meqë nuk mund të flinte natën, shkoi te mjeku, i cili i shkroi ca hape. Filloi të pinte hapet sipas këshillës së mjekut, vetëm se, ngaqë nuk mund ta kuptonte vetë, nëse ndikonte apo jo ilaçi, e vuri fëmijën në gjumë në dhomën ku flinte vetë dhe në çdo pesë-dhjetë minuta, e pyeste: "Memish! A po fle unë?"

## 297

Njëri ndërsa po rrinte pranë dritares së shtëpisë, pa se po vinte një njeri i bezdisshëm. Për ta përzënë para se të hynte në oborr, i zoti i shtëpisë kërkoi t'i sillnin të birin, që ta pengonte e t'i thoshte "Im atë nuk është këtu." Vrapoi andej-këndej shtëpisë, por nuk mund ta gjente dot. E shoqja e vuri re shqetësimin e tij dhe i tha: "Ç'ke? Ç'kërkon?" Ai ia ktheu: "Po kërkoj djalin, dua t'i flas që t'i thotë diçka atij burriit." Meqë e shoqja nuk dinte se për çfarë ishte fjala, se ç'dëshironte t'i thoshte i shoqi, iu drejtua: "O njeri! A s'ke gojë vetë ti?" "Ëhë! Vërtet, ke të drejtë", - u përgjigj burri, dhe menjëherë zgjati kokën prej dritares e i tha të besdisshmit që po trokiste në derë: "Nuk jam këtu, eja një herë tjetër."

## 298

I famshmi Lafonten, njëri nga poetët francezë, ishte shumë i mprehtë dhe i hollë nga mendja. Por pas ca kohësh pësoi një hutim, një përgjumësi dhe, shumë herë, në tubimet që organizoheshin, nuk e hapte gojën me orë të tëra e vetëm mendohej. Një ditë, ndërsa po bisedonte me Rasinin, Molierin, Bualoin, poetë të famshëm, si dhe me disa letrarë të tjerë të njohur, këmbënguli duke thënë se monologun e një aktori në teatër, ndonëse e dëgjonin të gjithë spektatorët, nuk e dëgjonte dot shoku i tij që e kishte pranë, gjë që ishte e pamundur të ndodhte. Vetëm se, posa e përfundoi fjalën, ashtu si e kishte zakon, ra në mendime të thella. Bualoi filloi ta qortonte Lafontenin për hutimin e tij. Nuk la gjë pa thënë kundër tij rreth gjysmë ore, kurse të tjerët u shqyen së qeshuri, sa u binte të fikët. Lafonteni, duke mos e vërejtur fare këtë, ishte zhytur në botën e përgjumësisë. Atëherë Bualoi iu drejtua Lafontenit dhe i tha: "Ja, monologu i aktorit për të cilën folët, u ngjan këtyre që thashë tani."

## 299

Një njeri e çoi orën te një orëndreqës për ta rregulluar. Orëndreqësi e pa orën dhe i tha: "Ndreqja e kësaj ore kërkon dyfishin e vlerës së saj" Klienti pa e bërë dy, me kapadaillëk, ia priti: "Si urdhëron, usta, ti bëje, e prej meje kërko paratë" dhe doli jashtë. Dikujt që ishte i pranishëm aty iu bë merak kjo punë, ndaj doli pas tij dhe i tha: "O njeri! Po a bëhet pazarllëk kështu? Pse do të japësh aq para?" Ky ia priti: "Allah, Allah! Çfarë gajle të paska kapur. Ja, po ta tregoj: të them të vërtetën, në një vend ku s'më shihte kush, këtë orë ia mora njërit nga xhepi me forcë, duke i dhënë nja dy shuplaka, prandaj vlera e saj është dy shuplaka. Edhe ky orëndreqës, le ta

ndreqë, dhe unë nuk tërhiqem nga fjala që ia dhashë; do t'ia jap dyfishin, domethënë, do t'ia marr, duke i dhënë këtij katër shuplaka."

## 300

Një berber, në dritaren e dyqanit në vend të xhamit, kishte ngjitur një letër. Një çapkën që kaloi andej, e grisi letrën, futi kokën brenda dhe e pyeti: "Usta, sa është ora?" Berberi, duke i thënë: "Prit, biro, ta shikoj", mori bishtin e fshesës që e kishte prapa, i ra një herë në kokë dhe i tha: "Ja, tash ora ra një!"

## 301

Fëmija i një gruaje, i cili gjendej diku jashtë vendit, i dërgoi nënës një letër për ta njoftuar për shëndetin e vet. Meqë gruaja nuk dinte të lexonte, e mori letrën dhe ia çoi njërit që dinte shkrim-lexim. Edhe ky, meqë ishte paksa i paditur dhe me gjuhë të rëndë, nuk e lexonte dot letrën rrjedhshëm, por duke belbëzuar. Gruaja, pasi e dëgjoi, mbeti shumë e kënaqur dhe i tha: "Falemnderit, zotëri! Tani s'më mbeti farë dyshimi që kjo letër është nga biri im, sepse ai është paksa belbëzan nga gjuha. Këtë e kuptova nga mënyra e të lexuarit tënd."

## 302

Një prift predikonte në kishë një temë nga Ungjilli. E shoqja, e cila ishte e pranishme, për të treguar fetarizmin e vet dhe që burri i saj të fitonte besim e mbështetje më të madhe, doli nga kisha para priftit, shkoi në shtëpi dhe të gjitha rrobat e petkat e priftit ua shpërndau të varfërve. Prifti e përfundoi predikimin në kishë duke u

djersitur fort. Kur shkoi në shtëpi, deshi t'i ndërronte teshat. Gruaja i tha: "Burri im, të jesh shumë i kënaqur që edhe gruaja jote është fetare si ti! Me të dëgjuar predikimin tënd, e pranova dhe e vura në jetë menjëherë! Çkado nga rrobat e teshat që i ke veshur ti, ua dhashë të varfërve." Nga pikëllimi dhe hidhërimi i madh, prifti desh u çmend. Kur gruaja i tha: "Hajmedet haj! Po a nuk i thoshe ti këto këshilla?", prifti ia priti: "Po, unë i thosha, por a nuk e di ti që, të flasësh e të thuash është një, e ta bësh dhe ta zbatosh atë është gjë tjetër? Në botë, ata që flasin e që thonë një gjë, nuk e bëjnë atë, dhe ata që e bëjnë, nuk e flasin."

## 303

Diogjeni, kur po kalonte nëpër një vend dhe pa një grua që ishte varur në një pemë, tha: "Ah, sikur çdo dru të jepte fruta të tilla!"

## 304

Një njeri, me shpirt të djegur nga fukarallëku dhe skamja, kur lexoi një pjesë që bënte fjalë për ndonjë të mirë të fukarallëkut, tha: "O Zot! Nëse ka ndonjë të keqe si kundërshtare të kësaj mirësie, ma jep mua atë!"

## 305

Njëri kishte mbetur në rrugë në mes të natës. U drejtua te një hotel më i afërt dhe prej hotelxhiut kërkoi një dhomë. Hotelxhiu i tha:

- Në hotelin tim ka tetë dhoma, nga të cilat shtatë janë të zëna, kurse atë të fundit, jam i detyruar ta mbaj të pazënë, si rezervë, pasi mund të vijë ndokush.

- Po mirë, atëherë ma jepni mua dhomën që e keni rezervë, - i tha hallexhiu.

- Jo, zotëri, atë nuk mund t'jua jap, sepse në hotel duhet të ketë gjithnjë një dhomë rezervë, -i tha hotelxhiu.

## 306

Një delenxhi tha: "Të gjithë njerëzit janë bij të Adamit dhe të lypjes." Duke e quajtur të vërtetë këtë fjalë, delenxhiu erdhi te padishahu e i tha: "Vëllai im, më jep diçka." Padishahu nxori dhe ia dha një flori, por delenxhiu, tani duke e quajtur se padishahu e kishte pranuar vëllazërinë, filloi të mërmëriste nëpër dhëmbë. Padishahu atëherë i tha: "Nëse çdo vëlla yti do të të japë kaq sa të kam dhënë unë, nesër ti do të më blesh edhe mua."

## 307

Një i vobektë, i cili fëmijët i kishte ende të vegjël, kur do të jepte shpirt, i mori pranë vetes dhe u tha: "Bijë e mi, nuk ju kam lënë asgjë nga pasuria, me qëllim që të jeni të sigurtë nga mundimet dhe vuajtjet që do t'ju sillte kujdestari i pasurisë. Për këtë të jeni të kënaqur."

## 308

Një njeri thoshte se jeta dhe vdekja janë të njëjta. Kur njëri i tha: "Pasi qenka ashtu, atëherë pse nuk vdes ti?", njeriu iu përgjigj: "A nuk është krejt njësoj?"

## 309

Në një qytet të vogël duhej të varej një njeri i dënuar me vdekje. Meqë nuk ishte gjetur xhelati, ishte

shpallur që, kujtdo që do ta varte të dënuarin, do t'i jepej një mexhidie. Një fshatari i pëlqeu kjo shpallje. E vari burrin dhe mori mexhidien. Pas një jave, fshatari erdhi rishtas në qytet dhe i kërkoi tellallit të bërtiste: "Nëse ka ndonjë që dëshiron të varet, e var unë për një mexhidie."

## 310

Në Spanjë, mbi një lumë të tharë, gjendej një urë e bukur dhe e fortë. Kur një anglez e pa urën, tha: "Ky lumë nuk ka nevojë për këtë urë, ka nevojë për ujë! Spanjollët, po të merrnin vesh nga ekonomia, do ta shisnin këtë urë, që është e tepërt dhe e panevojshme, e me ato para do të blinin ujin që u mungon."

## 311

Njëherë, në Afrikë ishte plaçkitur një karvan. Tregtarët shkuan te kryeplaku i fisit dhe, kur iu ankuan, kryeplaku u tha: "Ata që ju kanë plaçkitur karvanin, nuk janë njerëzit e mi, sepse të mitë nuk do t'u kishin lënë as petkat që i keni veshur."

## 312

Një padishah, ndërsa po rrinte në pallatin e tij, pa një njeri me mjekër shumë të gjatë dhe një qose që po vraponte pas tij. Kur e pyeti njërin nga bashkëpunëtorët e tij: "Pse po vrapojnë këta njerëz?", bashkëpunëtori iu përgjigj: "Madhëri, ai që po vrapon përpara ia ka marrë mjekrën tjetrit, prandaj, ky po e ndjek dhe po përpiqet t'ia marrë përsëri."

## 313

Njëri desh të shiste shtëpinë. U paraqit një myshteri dhe, kur kërkoi ta shihte shtëpinë, burri e ndali duke i thënë: "S'ka nevojë ta shohësh shtëpinë. Yrnekun e saj e kam në xhepin tim", - dhe nxori nga xhepi e i tregoi një copë tjegulle.

## 314

Njëri nga mbretërit e lashtë të Gjermanisë kërkoi që t'i bënin një shtatore prej mermeri. Skulptorit i tha që, nëse nuk do t'i pëlqente, nuk do t'ia paguante. Skulptori, pasi e kuptoi qëllimin e mbretit, i tha: "Madhëri, shtatorja që do ta bëj, po qe se nuk do t'ju përngjajë, jo vetëm nga trupi, por edhe nga mendja e shpirti, nuk ju marr asnjë para."

## 315

Njëri ishte si paqejf dhe shkoi te mjeku. Mjeku e këshilloi të shkonte në banja. Pas një kohe, mjeku e takoi të sipërpërmendurin dhe e pyeti: "Si ishin banjat?" Ai iu përgjigj: "Pak me lagështi."

## 316

Një djalosh pa një njeri, si në moshë, pranë të dashurës së tij dhe, meqë u bë xheloz, djaloshi e pyeti se në ç'moshë ishte. Bashkëbiseduesi i tha: "Nuk e di fort mirë, por di vetëm kaq që, një gomar i moshës njëzet vjeç konsiderohet më plak se një njeri i moshës gjashtëdhjetë vjeç."

## 317

Zhan dë Minç, një nga shkrimtarët e vjetër të Francës, në një tregim që e kishte shkruar me titullin "Roza", kishte prekur sedrën e grave përgjithësisht, prandaj gratë e pallatit të mbretit të atëhershëm e thirrën shkrimtarin dhe, pasi e zhveshën, vendosën ta rrihnin me kamxhik. Zhani u tha grave: "Sillni sa të doni, por me kusht që kamxhikun e parë ta drejtojë gruaja që është më e shëmtuara në mesin tuaj, se të tilla ka shumë." Kaluan një a dy orë dhe, pasi nuk mundën të gjenin një grua që do ta qëllonte me kamxhik, shkrimtari më në fund u vesh dhe shkoi.

## 318

Henriku i Katërt, një nga mbretërit e Francës, kishte parë një njeri me flokë të thinjur dhe me mjekër të zezë. I çuditur, e thirri burrin dhe, kur e pyeti se përse është i tillë, ai ia priti: "Flokët e mi janë njëzet vjet më të vjetër se mjekra ime."

## 319

Njëri gjithnjë e lëvdonte veten duke shitur trimëri. Një ditë prej ditësh, ndërsa po shkonte rrugës së bashku me shokun e tij, sapo panë një armik, shtrënguan këmbët dhe filluan të ikin me vrap. Kur shoku i tha: "Po ku është trimëria jote?", ai ia priti: "Është te këmbët e mia."

## 320

Një mbret kërkoi një berber për t'i shkurtuar flokët. Kur ia sollën berberin, e pa se kishte veshur rroba elegante dhe prej stofi me lara-lara, ishte i stolisur me unaza në gishtat e me gjithfarë gajtanësh në kraharor. Atëherë i

tha: "Ç'më keni sjellë këtu, unë desha berber; nuk desha yrnekë stofi dhe zbukurime xhevahirësh."

## 321

Romakët një kohë u kushtonin rëndësi të madhe gostive dhe tryezave. Meqë bënin shpenzime të jashtëzakonshme, Katoni i njohur, për ta larguar popullin nga këto shpenzime të mëdha e të panevojshme, mbajti një fjalim, të cilin e filloi kështu: "Sa vështirë është t'ia shpjegosh fjalën një stomaku që nuk ka veshë...!"

## 322

Luigji i Pestë, një nga mbretërit e Francës, shkoi për vizitë në shtëpinë e njërit nga bashkëpunëtorët e tij. Kur e pa se shtëpia ishte shumë e madhe, kurse kuzhina tej mase e vogël, e pyeti bashkëpunëtorin për shkakun. I zoti i shtëpisë i tha: "Ajo që e bën shtëpinë time aq të madhe, është vogëlsia e kuzhinës sime."

## 323

Një filozof, pasi pa që një njeri krenohej se kishte veshur një gëzof të shtrenjtë, i tha: "Mos u mbështet fort në këtë gëzof, sepse është bukëshkalë. Ai, ashtu siç nuk e shpëtoi nga shtazëria të mjerën kafshë që e kishte mbajtur kaq vjet mbi shpinë, mendoj se nuk ka për ta bërë një shërbim të tillë as ty."

## 324

Një prift, ndërsa po e dëgjonte dhe ia falte fajet njërit, kuptoi se ai kishte vjedhur një unazë nga një argjendar. Ia

mori unazën burrit dhe ia çoi argjendarit. Me një gjuhë të butë e të ëmbël, i tha argjendarit: "Nëse nuk i kushton kujdes pasurisë sate, një ditë do ta vjedhin tërë takëmin që e ke në çekmexhe." Kur argjendari i tha: "Vallë, a mund bëhet një gjë e tillë? Si mund ta vjedhin çekmexhenë?", prifti e mori sirtarin, e fshehu në xhyben e tij dhe, duke i thënë: "Ja, për shembull, ndonjëri e merr çekmexhenë kështu, e hap derën kështu dhe shkon!" Prifti, pasi veproi kështu, doli për dere dhe humbi menjëherë. Argjendari e priti priftin që t'ia kthente sirtarin, por kot, sepse ai nuk u kthye më.

## 325

Dy vetë ia ngulën sytë bastunit të çmueshëm të një zengjini. Për t'ia arritur qëllimit, një ditë, njëri prej tyre u vesh si lypës dhe, duke çaluar rrejshëm, kërkoi lëmoshë nga zengjini, i cili ishte duke shëtitur, kurse shoku i tij, që ishte veshur në mënyrë shumë elegante dhe që vinte me krenari, iu afrua zengjinit, duke i thënë: "Zotëri, këtij mos i jep lëmoshë, po çalon rrejshëm, është shëndoshë e mirë. Pa ma jep bastunin ta godas nja dy herë, ta shohësh sesi do të vrapojë!" Ia mori bastunin zengjinit nga dora dhe filloi ta ndiqte ashpër lypësin. E ndoqi lypësin derisa humbën që të dy nga sytë e zengjinit.

## 326

Cezari i famshëm, pasi pushtoi shumë vende, me t'u kthyer në Romë, takoi një romak që e kishte mësuar papagallin të thoshte: "Mirë se erdhe Cezar, pushtues i botës!" Romaku nxori papagallin në rrugë dhe e nxiti para Cezarit të thoshte fjalën që ia kishte mësuar. Cezari u kënaq së tepërmi, prandaj e bleu papagallin me një çmim

shumë të lartë. Kur e panë disa njerëz të tjerë këtë, morën dhe i mësuan sorrat e shpezët e tjera me shprehje të tilla, dhe bënin si bënin, ia shitnin Cezarit. Më në fund, edhe një këpucar fukara e gjeti një sorrë dhe u përpoq shumë kohë për t'ia mësuar këtë shprehje. Por ngaqë nuk mund ta mësonte sorrën, shumë herë hidhërohej dhe thoshte: "E humba kohën dhe mundin tim kot, me një punë të padobishme." Më në fund, sorra e mësoi shprehjen që synonte, vetëm se, kur këpucari u paraqit te Cezari dhe e nxiti sorrën të fliste para tij, Cezari, megjithatë, nuk deshi ta blinte, duke thënë: "Kam shumë lajkatarë në pallat si kjo." Mirëpo, kur sorra e tha shprehjen "E humba kohën dhe mundin tim kot, me një punë të padobishme", të cilën e dëgjonte çdo ditë nga këpucari, Cezari, i kënaqur e i lumtur jashtëzakonisht, e bleu këtë sorrë me një çmim më të lartë se të tjerat.

## 327

Njëra nga gazetat amerikane, në ballë të saj shpalli këtë lajm me shkronja të mëdha: "Ata që dëshirojnë të parapaguajnë, nuk janë të detyruar të dërgojnë vetëm të holla. Do të pranohen edhe nëse dërgojnë prodhime të zanateve ose të tregtive të tyre." Për këtë arsye, një ditë, në redaksinë e gazetës dërguan një arkivol, në të cilin kishte një letër me këtë përmbajtje:

"E lexova shpalljen tuaj; u gëzova shumë. Zanati im është arkivolapunues, prandaj, ja, nga zanati im po ju dërgoj një tabut; në të do të ndiheni shumë rehat. Në fund të vitit, për ta përtërirë parapagimin, do t'ju dërgoj një tjetër të tillë. Në këtë mënyrë, redaktorët tuaj, së bashku me familjet e tyre, nuk do të vuajnë për tabute. Dëshiroj që sa më parë t'i përdorni tabutet tona të rehatshme."

## 328

Një njeri që kishte vendosur të martohej, iu drejtua Aristipit, njërit nga filozofët grekë, dhe e pyeti se çfarë gruaje të zgjidhte. Filozofi i tha: "Nëse është e bukur, nuk do të jetë e sinqertë, nëse është e shëmtuar, nuk do ta pëlqesh; po të jetë e varfër, do të të shkatërrojë; po të jetë e pasur, do të jesh i nënshtruari i saj. Shkurt, unë nuk e shoh të arsyeshme asnjërën prej tyre. Megjithatë, ti vendos vetë."

## 329

Një plak shkonte për çdo ditë në pyll, ngarkohej me dru dhe i sillte në shtëpi. Plaku u mërzit nga kjo punë e lodhshme. Një ditë prej ditësh u ngarkua shumë dhe, duke zbritur nga mali, për shkak se ishte lodhur shumë, e mbështeti barrën te një gur e klithi: "Ah! Vdekje, ku je?" Vdekja, duke u bërë si njeri, i doli përpara dhe i tha: "Ja, këtu jam, ç'dëshiron nga unë?" Plaku ia priti: "Të thirra për të ma ngritur barrën."

## 330

Një koprac, për t'u mbrojtur nga hajdutët dhe për të kursyer shpenzimet e mbajtjes së qenit, kishte mësuar të lihte si qen, prandaj shpesh çohej natën dhe lihte.

## 331

Aristipi, njëri nga nxënësit e Sokratit, kishte hyrë në shërbim të mbretit me emrin Denis, i njohur për tiraninë e tij ndaj Sicilisë. Një ditë, duke e parë filozofin Diogjen se po mblidhte gjethe dhe i hante, tha: "Diogjeni, po të

fitonte mbështetjen e mbretit, nuk do të mblidhte gjethe të tilla". Diogjeni i dëgjoi këto fjalë dhe u përgjigj: "Edhe Aristipi, po të mund të hante gjethe, nuk do t'i shkonte mbretit prapa."

## 332

Një herë është përdorur një mënyrë mbrojtëse e çuditshme gjatë luftës. Galët, popull i lashtë i Francës, gjatë një lufte me romakët, i prenë trungjet e drurëve të një pylli jashtëzakonisht të gjerë e të dendur, dhe i lanë në mënyrë që të qëndronin drejt, ashtu siç ishin më parë, por do të shembeshin me një shtytje të vogël, kurse vetë galët qëndruan në anën tjetër të pyllit. Kur u bindën se romakët hynë në pyll, i shtynë drurët që ishin pranë tyre, të cilët ranë mbi të tjerët dhe i rrëzuan varg. Në këtë mënyrë u shembën të gjitha pemët e pyllit. Kështu galët e thyen ushtrinë e armikut.

## 333

Perikliu ishte njëri nga komandantët më të mëdhenj, që kishte fituar famë me gojëtarinë e tij dhe me udhëheqjen e luftërave të Greqisë së vjetër. Një ditë, duke shëtitur nëpër rrugët e Athinës, iu vu pas një njeri dhe filloi ta shante. Perikliu, për të mos e njollosur emrin e tij, për të cilin kishte fituar respektin e bashkëqytetarëve, sidomos gjatë qëndrimit heroik kundër ushtrive të armikut, e quajti të turpshme t'i kundërvihej një njeriu të tillë, prandaj nuk i tha asgjë dhe e la t'i thoshte çfarë t'i dilte nga goja. Më në fund, kur arriti te dera e shtëpisë natën vonë, pa se burri i vinte pas ende duke e sharë, prandaj thirri menjëherë shërbëtorin e vet e i tha: "Merre një fener dhe përcille këtë njeri deri në shtëpinë e tij."

## 334

Trajani i famshëm, njëri nga mbretërit e Romës, kur e caktoi kryeadjutantin e vet, i dha një shpatë dhe i tha: "Merre këtë shpatë, po veprova mirë, duhet ta përdorësh në dobinë time dhe, po vërejte që po veproj keq, përdore kundër meje."

## 335

Dimitri, një nga perandorët e Romës, i tha një gruaje që iu drejtua për një punë: "Eja nesër". Gruaja, e fyer, ia priti: "Po të jetë ashtu, atëherë sot nuk të njoh për mbret; do të njoh nesër."

## 336

Me vajzën e Pisistratit, një nga grekët e vjetër, ranë në dashuri dy veta. Njëri ishte i mençur por i varfër, kurse tjetri torollak por i pasur. Pisistrati parapëlqeu fukaranë. Atyre që e pyetën me habi të madhe, u tha: "E pashë të arsyeshme që të parapëlqeja një njeri që kishte nevojë për pasuri, e jo një pasuri, që është nevojtare për njeriun."

## 337

Një komandanti trim e të shkathët i duhej që të hynte në luftë kundër armikut të mërkurën e fundit të një muaji. Disa nga vartësit e tij, duke e quajtur që e mërkura e fundit e muajit ishte ditë ogurzezë, e shtynin të tërhiqej nga vendimi i marrë. Kur i dëgjoi komandanti fjalët e tyre, u tha: "Po të jetë ashtu, atëherë ne kemi dy detyra: njëra është ta mundim armikun dhe tjetra, me fitoren tonë, ta shpëtojmë këtë ditë të mjerë nga ogurzia."

## 338

Një nga bashkëpunëtorët e Filipit, babait të Aleksandrit të famshëm, iu lut Filipit që njërit nga miqtë e tij t'i mbante anën në procesin gjyqësor që do ta zhvillonte vetë. Filipi i tha: "Po të jeni ju njeriu im i vërtetë dhe i sinqertë, duhet që më shumë të doni humbjen e procesit gjyqësor të mikut tuaj, sesa të humb unë famën time, që e kam fituar pikërisht me dhënien e drejtësisë."

## 339

Dihet se Llokman Heqimi në rini të tij ishte rob. Një ditë, i zoti i dha një copë bostan të idhët. Llokmani sapo e mori, e futi menjëherë në gojë dhe e hëngri. Kur e pyeti i zoti sesi mundi ta hante një gjë aq të idhët, Llokmani u përgjigj: "Zotëri, nga dora juaj për çdo ditë kam pranuar kaq e kaq të mira, e përse të mos pranoj një gjë të idhët kaq të vogël vetëm një ditë? Ja, njeriu kështu duhet të pranojë fatkeqësitë që i vijnë nga ana e Perëndisë."

## 340

Fukioni, njëri nga gojëtarët e Greqisë së lashtë, një ditë, kur pa se fjalimi që mbajti i pëlqeu jashtëzakonisht publikut, në fund iu drejtua një miku të tij, të cilin e pyeti: "Çfarë të mete kishte fjalimi im, që u pëlqye aq shumë nga publiku?"

## 341

Një piktor e pikturoi Aleksandrin e Madh të hipur në kalë dhe ia paraqiti atij. Aleksandri nuk e pëlqu atë

pikturë. Kur piktori ia tregoi pikturën kalit të tij, ky e pandehu kalin e pikturës si kalë të vërtetë dhe filloi të hingëllonte. Piktori i tha Aleksandrit: "Nëse ju nuk e njohët veten tuaj në pikturën time, ja, kali e njohu veten e tij."

## 342

Një njeri shkoi te njëri nga mbretërit e Francës dhe i tregoi për sjelljet jo të mira të ca eprorëve të tij. Mbreti i tha: "Ti ke shënuar e regjistruar të metat e eprorëve, por a ke llogaritur edhe për shërbimet e tyre të mira që i kanë bërë për atdheun dhe për shtetin tonë?"

## 343

Luigji i Njëmbëdhjetë, njëri nga mbretërit e Francës, një ditë zbriti në kuzhinë dhe kur pa se qebapët po i përgatiste ndihmësi i një gjellbërësi me moshë dymbëdhjetë a trembëdhjetë vjeç, e pyeti për emrin, prej nga ishte dhe sa ishte duke fituar. Djali ia tregoi emrin dhe vendin. Po kur erdhi te fitimi, i tha: "Po fitoj sa mbreti." Kur mbreti e pyeti sesa fiton mbreti, ai u përgjigj: "Ai fiton aq sa t'i nxjerrë shpenzimet e veta, kurse unë fitoj sa për t'i nxjerrë shpenzimet e mia!"

## 344

Në Francë e kishin burgosur një njeri për shkak se ishte martuar me dy gra. Burri vazhdimisht u thoshte: "Nuk ka burg dhe mundim më të rëndë për mua, se koha që kaloj në shtëpi mes grave të mia, ndaj, përse më keni sjellë këtu? Nëse dëshironi të më burgosni, çomëni në shtëpi!"

## 345

Një astrolog i kishte thënë një mbreti se do t'i vdiste një robëreshë, të cilën e donte shumë. Pas disa ditësh, papritmas, robëresha e mbretit vdiq. Mbreti u hidhërua, e ftoi astrologun dhe i tha: "Ti parashikoke kohën e vdekjes së cilitdo. Po ti kur do të vdesësh? Thuaje dhe këtë, pa ta shohim!" Astrologu, duke kuptuar se mbreti do ta dënonte me vdekje, i tha: "Madhëri, te ylli im shihet se unë do të vdes dy ditë para jush." Mbreti, i frikësuar se në këtë mënyrë do t'i vinte vdekja shpejt, hoqi dorë nga dënimi me vdekje për astrologun.

## 346

Një mbret po luante tavëll me njërin nga ministrat e tij. Në një çast, mbreti dyshoi për numrin e zarit, prandaj nisën grindjet mes tyre. Bashkëpunëtorët e mbretit, nga frika e tij, nuk bëzanin fare. Atëherë mbreti u tha: "Çka po pritni, folni të drejtën!" Në atë çast njëri nga bashkëpunëtorët e tij hyri te dera dhe i tha mbretit: "Madhëri, Ju s'keni të drejtë." Mbreti e pyeti: "Nga e di ti se unë s'kam të drejtë, ti tash erdhe!?" Bashkëpunëtori ia priti: "Sepse sikur ju të kishit sado pak të drejtë, këta që janë këtu nuk do të heshtnin, por do të bërtisnin me gjithë zërin e tyre në të mirën tuaj."

## 347

Kryetari i ndershëm dhe i sinqertë i një gjykate, duke parë se njëri humbi në gjyq pa të drejtë, për shkak se kryetari nuk u përfill fare dhe për shkak të animit të njërit nga anëtarët e gjyqit, e thirri burrin fshehurazi në shtëpinë e tij dhe ia dha shumën e asaj që e kishte humbur. Të

nesërmën, dha dorëheqje nga vendi i punës, duke thënë: "Ja, kështu përkryhet detyra e nëpunësit."

## 348

Një majori nga eprorët e Bonapartit i ishin thinjur flokët në shërbimin ushtarak. Meqë kishte shërbyer aq shumë, kërkoi nga Bonaparti t'ia rriste gradën. Kur mbreti i tha: "Mirë, të bëjmë ç'është e mundur", eprori, duke i treguar flokët e thinjur, tha: "Duhet të merrni vendim sa më parë, mbreti im, sepse nuk kam kohë të pres."

## 349

Gjatë një lufte në Francë, një ushtar nuk po mundte ta bënte zap kalin e tij. Kur u hodh në sulm, u përplas te kali i mbretit. Mbreti, meqë përpak desh u rrëzua nga kali, ngriti shkopin me hidhërim të madh për t'i rënë ushtarit,. Ushtari, pa i lënë kohë që t'i binte mbreti, nxori revolen, ia dha mbretit dhe i tha: "Pasi po ma merrni nderin, përse s'po ma merrni edhe shpirtin?" Nga kjo sjellje e guximshme e ushtarit, që ia ruajti famën dhe nderin para të gjithëve, mbreti u kënaq dhe u gëzua shumë, prandaj dha pëlqimin ta gradonin ushtarin, i cili më pas kreu me nder shumë detyra.

## 350

Disa ushtarë francezë, që kishin marrë pjesë në shumë luftëra, do të pushkatoheshin për shkak të shkeljeve të ndryshme të rregullave ushtarake. I sollën në vendin e ekzekutimit dhe, kur u drejtuan pushkët, ata pa u trembur fare i hapën gjokset, ku kishin nga pesë-gjashtë shenja plagësh nga lufta, e thanë: "Le t'u shtohet këtyre plagëve

të panumërta që i morëm nga armiku për ta ruajtur atdheun, edhe nga një plagë që do ta marrim nga bashkëvendasit tanë." Eprori që do t'u jepte urdhër ushtarëve për të shtënë, posa dëgjoi këto fjalë, kaloi në anën e të gjykuarve dhe urdhëroi që të qëllojnë edhe vetë atë tok me të tjerët. Ushtarët që duhej të qëllonin, nuk guxuan ta bënin këtë. Më në fund, morën lajmin se mbreti i fali të gjykuarit, kurse eprori, të cilit ia ngriti gradën, u gëzua shumë.

## 351

Një njeri e kishte bërë zakon që të shkruante libra dhe t'ua paraqiste personaliteteve të mëdha. Një herë shkroi një broshurë dhe ia dërgoi mbretit. Pasi mbreti i shfletoi disa fletë, tha: "Po të ishte shkruar në poezi, kjo broshurë do të ishte më e mirë." Atëherë autori punoi edhe një kohë dhe broshurën e ktheu në poezi. Kur ia paraqiti përsëri mbretit, ky tha: "Hë! Tash, edhe asgjë në mos pastë, ka së paku metrin dhe rimën."

## 352

Një anglez merrej me rritjen e kallamit të sheqerit në viset perëndimore të Afrikës. Aty kishte shumë punëtorë zezakë që i luteshin gjarprit. Një ditë prej ditësh, anglezi humbi shumë florinj dhe, për të mësuar se cili nga punëtorët ia kishte gjetur, i tuboi të gjithë në një vend, ku u tha: "Gjarpri i madh më tha se në hundën e atij që i ka gjetur florinjtë, sot do të mbijë një bimë". Njëri nga zezakët menjëherë e çoi dorën te hunda. Anglezi e kapi dhe i tha: "Gjarpri i madh tani të thotë ty, se ai që i ka gjetur florinjtë je ti." Zezaku e pranoi menjëherë se i kishte gjetur florinjtë.

## 353

Një nga mbretërit e Anglisë, duke pasur nevojë për mendjen, aftësinë dhe për autoritetin e një lordi, dërgoi në shtëpinë e tij njërin nga njerëzit e pallatit për ta ftuar. Bashkëpunëtori i mbretit i shpjegoi me keqardhje se nuk e kishin vënë në ndonjë vend pune të shtetit deri në atë kohë. Pastaj njoftoi se tani e kishin caktuar në një pozitë të lartë. Lordi, njeriut që e kishte urdhëruar mbreti të vinte e t'i shprehej me këtë stil, i tha: "Pritni, të ha pak bukë dhe do t'ju jap përgjigje." Pastaj lordi porositi që t'i sillnin një pjatë gjellë prej asaj që i kishte mbetur nga një ditë më parë. Lordi, pasi e mbushi barkun me të, i tha të dërguarit të mbretit: "Shko dhe tregoji mbretit për ushqimin që kam ngrënë. Ai, me siguri, do ta kuptojë menjëherë se një njeri që kënaqet me një ushqim të tillë, nuk ka nevojë për postet që do t'i japë mbreti."

## 354

U sëmur gruaja e një anglezi. Meqë e kuptoi se do të vdiste, e ftoi të shoqin dhe ia bëri të qartë se do t'i thoshte një të fshehtë, vetëm se, para se t'ia thoshte, kërkoi prej tij që t'i premtonte se do ta falte për gabimin. Burri i premtoi, por kur ajo i tregoi se kishte bërë dashuri me një tjetër, duke e tradhtuar, burri i tha: "Meqë këtë gabim tëndin e bëre të njohur, ta kam falur, por edhe unë kam bërë një gabim, ndaj edhe ti duhet të më falësh. Faji im është se, meqë e dija të fshehtën tënde, vendosa të të helmoja dhe ti po vdes nga helmi që të kam dhënë. Madje, falë atij helmi ti e zbulove të fshehtën tënde dhe po e tregon fajin tënd."

## 355

Kusarët e një ujdhese të Oqeanit të Qetë, kapën një anije angleze. Komandanti i flotës e kërkoi anijen nga qeveritari i ujdhesës dhe, meqë ai nuk ia dorëzoi, ky ia ktheu topat qytetit. Kur i tha se qytetin do ta shndërronte në liqen, qeveritari e pyeti ushtarakun anglez: "Sa do të shpenzonte përafërsisht komandanti anglez për ta shndërruar qytetin tonë në liqen?" Ushtaraku iu përgjigj: "Pesëdhjetë mijë lira". Qeveritari atëherë i tha: "Po të ma jepni gjysmën e kësaj shume, unë për njëzet e katër orë nuk do t'i lë asnjë gjurmë qytetit."

## 356

Në Londër ishte një dinasti e madhe, e njohur me emrin Pit. Ishin dy vëllezër që i takonin kësaj dinastie, të cilët ishin të paaftë të qeverisnin dhe të jetonin me rrogat e tyre. Një lord, duke ia njohur njërit prej dy vëllezërve mënyrën e jetesës, i caktoi dhe rrogën mujore. Por vëllai i tij, u hidhërua me të dhe i shkroi një letër me përmbajtje qortuese: "Vëllai im, nëse e pranon lëmoshën, e ke njollosur famën e dinastisë sonë." Pa kaluar shumë kohë, lordi i caktoi edhe tjetrit një rrogë mujore. Kur dëgjoi për këtë, i vëllai bëri një kopje të letrës qortuese që kishte marrë më parë prej tij dhe ia dërgoi.

## 357

Një avokat shkoi në oborrin e mbretit të Francës dhe pa se në një sallë ishin mbledhur shumë njerëz rreth një fakiri. U afrua edhe avokati dhe, kur pyeti për shkakun, ata iu përgjigjën: "Ky meskin ka hyrë në pallat dhe ka vjedhur disa gjëra". Atëherë avokati tha: "Duhet varur

një vjedhës i tillë, që ka pasur guximin të hyjë në pallat pa uniformë!"

## 358

Fontenelit, njërit nga letrarët francezë, i treguan një gjë të bërë me mjeshtëri të jashtëzakonshme prej gurësh të çmueshëm dhe të punuar aq imët e hollë, saqë ai, nga frika se mos e thyente, nuk kishte guximin ta prekte me dorë. Pasi Fonteneli e pa pak dhe po thoshte: "Nuk i dua gjërat e bukura, që njeriu nuk ka guxim t'i prekë me dorë", kur në atë mes hyri një grua shumë e bukur, që i takonte një familjeje të madhe. Fonteneli iu drejtua asaj me fjalët: "Zonjë, ju lutem, fjala që thashë, nuk vlen për ju."

## 359

Një kardinal, kur po e lëvdonte kryetarin e një gjykate, thoshte: "Aq është mbrojtës i së drejtës saqë, kur ia cakton dënimin njërës nga palët që janë në gjykim, i vjen keq, – në atë masë sa të pëlcasë që nuk ia cakton dënimin edhe tjetrës."

## 360

Elizabeta, njëra nga mbretëreshat e Anglisë, shkoi në shtëpin e Bekonit, i cili ishte kryeministër i saj, dhe i tha: "Duhet ta lëshoni këtë shtëpi, sepse është e vogël për ju". Bekoni ia ktheu: "Kjo shtëpi ka qenë e mirë për mua. Tash, nëse është bërë e vogël, nuk është faji i shtëpisë, është juaji, që më rritët mua sa të mos më përgjigjet më."

## 361

Volteri një herë, duke qëndruar pranë një gruaje që i takonte një familjeje të lartë, e mori në prehër një fëmijë të vogël dhe, duke e përkëdhelur, i thoshte: "Biro, për të marrë hakun nga meshkujt, gjithnjë duhet t'ua mbash anën grave, e për t'ua mbajtur anën grave, duhet të dish e të njohësh karakterin e tyre. Dije mirë se të gjitha gratë kanë karakter të lehtë, janë mendjelehta..." Kur i dëgjoi gruaja këto fjalë, e zemëruar, e pyeti: "A të gjitha gratë?" Volteri iu përgjigj: "Jo zonjë! Nuk është ashtu, nuk e kisha fjalën për të gjitha gratë, por këtë po e them që fëmija të mos mësohet gabimisht prej tash."

## 362

Njëri ndërtoi një shtëpi të re dhe, për t'i zbukuruar muret e saj, solli një mjeshtër. Ky, për zbukurimin e njërit mur, i propozoi të zotit të shtëpisë vendkalimin e Moisiut dhe izraelitëve nëpër Detin e kuq. Mjeshtri, pasi mori miratimin e tij, një pjesë të murit e ngjyrosi me ngjyrë të kuqe. Kur e pa këtë i zoti i shtëpisë, u habit dhe e pyeti: "Ç'ke bërë kështu?" Ai iu përgjigj: "Ja, a nuk është Deti i Kuq ky?" Po kur ai e pyeti: "Po izraelitët ku janë?", ai u përgjigj: "A nuk do të kalonin ata? Ata kanë kaluar."

## 363

Disa fëmijë po qëndronin nën kafazin e një papagalli dhe vazhdimisht përsëritnin fjalët që mund t'i thoshte papagalli. Një grua plakë kaloi andej dhe u tërhoqi vërejtjen fëmijëve, duke u thënë: "Fëmijët e mi, a nuk keni mundësi që këtij shpendi të ngratë t'i mësoni diçka që do t'i duhet për në botën tjetër, në vend që ta lodhni me gjëra të këtilla të panevojshme?"

## 364

Galoku, një nga muzikantët e mirënjohur, kur po kalonte një ditë nëpër një rrugë, theu xhamin e një dyqani. E pyeti dyqanxhiun për çmimin e tij dhe, kur mori përgjigjen se kushtonte gjysmë frange, i dha dyqanxhiut një frangë dhe i kërkoi kusurin. Dyqanxhiu i tha: "Nuk kam para të holla, pritni pak që ta prish". Galoku që ngutej ia priti: "S'ka nevojë, s'ka nevojë" e theu edhe një xham e iku.

## 365

Viktuara, vajza e Luigjit, njërit nga mbretërit e Francës, nërsa po luante një ditë me dadën e saj, ia pa dorën me kujdes dhe i tha: "Shih, shih! Edhe dora jote, ashtu si imja, paska pesë gishtërinj!"

## 366

Një pasanik shkoi në një fshat që kishte klimë shumë të mirë. I tha një fshatari të varfër: "Çfarë fati keni ju, që thithni këtë ajër kaq të pastër e të mirë!" Fshatari ia priti: "Po, zotëri, po, ama do të ishim më me fat, po të mund të na ruante e të na ushqente ajri."

## 367

Një grua po rrëfehej para priftit për mëkatet e veta. Kur prifti e pyeti për emrin, gruaja i tha: "Mos vallë edhe emri im është mëkat?"

## 368

Një njeri kishte shkuar në një vend për një punë, pa e lajmëruar dhe pa e njoftuar gruan e vet se ku do të shkonte. E kërkuan disa ditë me radhë dhe, meqë nuk e

gjetën, qeveria e burgosi të shoqen. Duke i vënë fajin se e kishte mbytur burrin, qeveria ushtroi dhunë ndaj saj. Më në fund gruaja e gjorë, duke mos mundur t'i duronte torturat, tha: "Unë e vrava" dhe kështu, sipas ligjit, e varën. Pasi kaluan ca ditë, burri u kthye në shtëpi dhe, kur mori vesh se çfarë i kishte ndodhur së shoqes, shkoi në qeveri dhe u tha se ia kishin vrarë gruan pa të drejtë. Gjyqtarët e pritën duke i thënë: "Ç'do të thuash?! Gruaja jote vetë e pranoi se të kishte vrarë. Ankesa jote ndaj nesh është shpifje; ti je gënjeshtar". E futën në burg si shpifës, si gënjeshtar dhe e dënuan si të tillë.

## 369

Njërin, ndërsa po luante bixhoz, shokët e panë se bëri hile, prandaj e hodhën për dritare poshtë, nga kati më i lartë i shtëpisë. Ai mezi u çua dhe, ashtu i hidhëruar, shkoi në shtëpinë e një miku. Kur e pyeti mikun se ç'duhej të bënte, ndërhyri një tjetër e i tha: "Unë di vetëm një rrugë: pas kësaj që të ka ndodhur, për të luajtur bixhoz duhet të zgjedhësh katin më të poshtëm."

## 370

Dy vetë, pasi kishin mbaruar lojën bixhozit një natë, ranë të flenë në një dhomë së bashku. Ai që humbi, u çua natën dhe u përpoq t'i vidhte paratë e humbura nën jastëk atij që kishte fituar, por ai u zgjua dhe i tha: "Ç'je duke bërë?" Ky iu përgjigj: "Atë veprim, që është vëllai me fitimin që bëre ti mbrëmë."

## 371

Një oficer, për të kaluar nëpër një lumë, hipi në një barkë. Në barkë gjendej një prift me gomarin e tij. Oficeri

e pa se gomari po dridhej, prandaj e pyeti priftin cili ishte shkaku. Prifti iu përgjigj: "Edhe ti po të kishe në qafë kapistër, në këmbë patkonj dhe një prift me shkop që të të qëndronte pranë, do të dridheshe kështu."

## 372

Dy gjeneralë me uniformë, në një rast po kalëronin së bashku, por meqë kali i njërit lëvizte shumë, tjetri i tha: "Duhet të shkojmë si njerëz" Kur e pa se shoku i tij u hidhërua, shtoi: "Nuk të thashë ty; po kalit tënd."

## 373

Një torollak lëvdohej dhe krenohej në një vend se dinte katër gjuhë. Njëri nga ata që e dëgjoi, i tha: "Ju uroj e ju përgëzoj, sepse për çdo mendimin tonë paskeni katër fjalë."

## 374

Kur po diskutohej në një shoqatë për edukatën që do t'i jepej fëmijës, të cilit nuk i dihet babai, një grua tha:"Do ta edukoja fëmijën në atë mënyrë që do t'i përshtatej babait". Njëra nga dëgjueset ia priti: "Po të bëhet ashtu si thoni ju, atëherë duhet ta dërgoni në shkollën e katër popujve."

## 375

Një person i tha shokut të vet:

- A po fle?

Shoku ia priti:

- Ç'do?

Burri shtoi:
- A po ma jep një mexhidie?
Shoku atëherë iu përgjigj:
- Po fle, po fle.

## 376

Njëri e kishte lënë orën e vet peng për dyqind franga. Kur shoku i tha: "Sahati im mbetet prapa njëzet minuta, po yti si është?", ai ia priti: "Ai imi mbetet prapa dyqind franga."

## 377

Një spanjoll ia kishte vjedhur kalin një amerikani. Amerikani e paditi spanjollin, që e thirrën në gjyq. Spanjolli e solli edhe kalin në gjyq dhe, sado që këmbënguli dhe u betua se ishte malli i tij, amerikani iu drejtua gjyqit me fjalët: "Tash menjëherë do ta vërtetoj dhe do ta dëshmoj se kali është imi". Ia mbuloi kokën kalit me xhaketë dhe e pyeti spanjollin: "Në cilin sy është qorr?" Spanjolli nuk ua kishte vënë mendjen syve të kalit më parë, por me shpresë se do t'ia qëllonte, tha: "Në syrin e djathtë." Atëherë amerikani ia zbuloi kokën kalit dhe, duke treguar se nuk ishte qorr në asnjërin sy, vërtetoi dhe dëshmoi se kali ishte mall i tij.

## 378

Një mbret kinez kishte një kalë që e donte shumë. Një ditë kali ngordhi. Kur e kuptoi se fajin e kishte pakujdesia e shërbëtorit, mori shpatën në dorë dhe nga hidhërimi i madh zbriti poshtë e u vërsul ta vriste shërbëtorin me dorën e vet. Ndërhyri menjëherë veziri i tij dhe

i tha mbretit: "Ju lutem, madhëri, bëni pak durim sa t'ia shpjegojmë fajin këtij fajtori." Pastaj iu kthye shërbëtorit dhe i tha: "I poshtër! A i di gabimet që ke bërë? Së pari, duke e ngordhur kalin më të dashur të mbretit, ke ndjellë një të keqe aq të madhe, sa zoti ynë përpak desh të të vriste me dorën e vet. Kështu do të bëhej një poshtërsi, një turp i padëgjuar. Ti desh u bëre shkaktar që ai të vriste një njeri për një kalë, që do të shkaktonte një hidhërim të përgjithshëm te të gjithë njerëzit, e kjo do ta poshtëronte dhe do ta rrënonte famën e tij. A kuptove, more i poshtër, se çfarë faji ke bërë?" Kur mbreti i dëgjoi këto fjalë, futi menjëherë shpatën në këllëf dhe, duke u larguar, tha: "E fala."

## 379

Një poet, gjatë një dimri të ashpër ishte mbyllur në shtëpi. Për të mos dalë nga shtëpia, lajmëroi se ishte i sëmurë. Disa nga miqtë e tij shkuan për ta vizituar poetin dhe, kur e panë se kishte ndezur një zjarr të madh e qëndronte pranë tij, i mbuluar me disa mbulesa, e pyetën se çfarë kishte dhe nga ç'sëmundje vuante. Ai u tha: "Vuaj nga sëmundja e dimrit."

## 380

I biri i një njeriu kishte përparuar shumë. Pasi mori grada dhe pozita njërën pas tjetrës, kur u ngjit në një pozitë të lartë, i ati takoi rastësisht njërin nga miqtë e tij dhe i shprehu kënaqësinë për arritjet e të birit. Njëri që ishte aty e pyeti: "Ende është biri juaj?" Ai iu përgjigj "Po". Atëherë vazhdoi duke i thënë: "Nëse nuk e ke hequr nga birësia, mos ki dyshim se ai do të të heqë së afërmi nga atësia."

## 381

Një fshatar i ra me sëpatë një qeni që e sulmoi. Pasi e mbyti qenin, e thirrën në gjyq. Kur gjykatësi i tha: "Përse nuk e qëllove me bishtin e sëpatës?", burri ia priti: "Zoti gjykatës, unë do t'i bija me bishtin e sëpatës, po të më kafshonte qeni me bishtin e tij."

## 382

Një mjek në Spanjë, kur shkoi të shikonte një të sëmurë, të cilit i ishte enjtur fyti dhe ishte në rrezik jete, mu para derës së shtëpisë së të sëmurit takoi rastësisht dy mjekë të tjerë. Meqë i njihte, ua hapi derën. Mushka me të cilën kishte ardhur mjeku, u fut brenda në oborr. Pasi i sëmuri ishte i shtrirë në katin përdhes, mushka hyri drejt në dhomë. Kur e pa mushkën i sëmuri, tha: "Këtë herë, mjeku paska çuar mushkën për të më vizituar", prandaj ia zgjati dorën për t'ia treguar pulsin mushkës. Kur mushka ia futi dorën në gojë, i sëmuri ia plasi gazit. Nga të qeshurit, i shpërtheu e enjtura e fytit dhe kështu shpëtoi nga rreziku. Mjeku hyri brenda dhe, kur deshi ta nxirrte mushkën jashtë, i sëmuri i tha: "Zoti mjek, lëreni mushkën, ajo më shpëtoi nga rreziku; e paska mësuar mirë mjekësinë prej jush. Ju tani e tutje duhet të rrini i qetë, sepse për t'i shikuar të sëmurët mund të çoni mushkën tuaj."

## 383

Po bisedonin njëherë një prift dhe një shkencëtar për astronominë. Prifti, duke kundërshtuar lëvizjen e diellit, i tha shkencëtarit: "A nuk e ditke ti, se Shën Gjergji bëri diellin që të ndalet, të mos lëvizë?" Shkencëtari iu përgjigj: "Po, po, prandaj dielli që nga ajo kohë është ndalur, nuk po lëviz më."

## 384

Një njeri, i frikësuar nga mundësia e humbjes së kujtesës, për të mos harruar, shkroi në një letër të vogël: "Do të martohem më pesëmbëdhjetë të muajit të ardhshëm" dhe e la mbi tavolinë.

## 385

Në një vend, një njeri kishte hyrë dhëndër në familjen e gruas. Të nesërmen, duke harruar se ishte martuar, shkoi drejt e në shtëpinë e babait. Vetëm se, pas vërejtjes së njerëzve, i ra ndërmend se ishte martuar, prandaj natën shkoi në shtëpinë e vjehrrit.

## 386

Një torollak po kërkonte gjurmët e gomarit që i kishte humbur. Njëri e pyeti se ç'kërkonte. Pasi torollaku i tregoi se ç'kërkonte, ai i tha: "Që t'i gjesh gjurmët e gomarit, ktheu andej nga ke ardhur."

## 387

Një i mençur e tregoi veten me këto veprime: E para, e shtroi livadhin me kalldrëm, për të mos ia prishur iriqi barin. E dyta, meqë i dogji këmbët te mangalli, e ngriti prej aty dhe e vendosi në anën tjetër. E treta, vendosi t'u bënte një gosti disa miqve. Për këtë gosti, meqë e mendoi se ishte shumë një dele, i urdhëroi njerëzit që të therej gjysma e deles.

## 388

Njëri nga mbretërit e Napolit vizitoi të burgosurit. Gjatë vizitës i pyeste të burgosurit për fajet që ishin bërë

shkak për burgosjen e tyre. Të gjithë e paraqitnin veten të pafajshëm dhe thoshin se fajet ua kishte shpifur ai që i kishte paditur. Vetëm njëri prej tyre e tregoi fajin e vet. Mbreti mbeti i kënaqur nga ky që tha të vërtetën, prandaj u tha nëpunësve të burgut: "Shporreni këtë prej këtu, që të mos i prishë këta njerëz kaq të ndershëm."

## 389

Një fshatar i paditur po bisedonte me një hoxhë dhe kur po i trashnin fjalët, kaloi atypari një nga të njohurit e tyre. Kur i pyeti për shkakun e grindjes, fshatari i tha: "Shiko, hoxhë efendiu po më qorton në çdo kohë; edhe tash po më pyeste për kushtet e Islamit". "Po a nuk i the ti se janë pesë?" "Ç'thua ashtu? Edhe kur i thashë se janë dhjetë, ai përsëri nuk u pajtua!" - ia ktheu fshatari.

## 390

Një fëmijë humbi një njëzetëshe që ia kishte dhënë e ëma dhe filloi të qante. Për ta pushuar, e ëma i dha edhe një njëzetëshe tjetër. Atëherë ai filloi të qante edhe më shumë. Kur e pyetën se pse bënte ashtu, fëmija u përgjigj: "Po të mos e kisha humbur edhe atë tjetrën, tash do t'i kisha dyzet para."

## 391

Njëri, për të mos ia vjedhur shërbyesi verën që e mbante në qilar, për çdo ditë e dylloste grykën e fuçisë. Mirëpo shërbyesi kishte hapur një vrimë nën fuçi dhe e vidhte verën prej poshtë. Zotëria e shihte se vera po pakësohej për çdo ditë, por nuk po e kuptonte sesi po i vidhej. Kur e shoqja i tha: "Ndoshta poshtë fuçisë ka hapur ndonjë vrimë dhe prej aty po vidhet", i shoqi ia priti:

"Ah moj budallaqe! Ti s'kupton gjë, vera po pakësohet jo nga poshtë, por nga lart."

## 392

Një njeriu i vajti ndër mend ta mësonte kalin të jetonte pa ngrënë e pa pirë. Pasi nuk i dha disa ditë me radhë as elb, as bar e as ujë, kali ngordhi. I mërzitur për kalin, tha: "Hajmedet haj! Kali ngordhi mu në kohën kur po mësohej të jetonte pa ngrënë e pa pirë!"

## 393

Njëri, për ta nxitur të birin që të çohej herët në mëngjes, i tregoi sesi një njeri ishte çuar pa zbardhur drita dhe, posa kishte dalur në rrugë, kishte gjetur një qese plot me florinj. Dhe i biri, pasi e dëgjoi të atin, i tha: "Siurdhëron im atë, ama ai është çuar pas atij që e kishte humbur qesen dhe kishte dalë në rrugë pa zbardhur drita".

## 394

Njëri i kishte thënë një filozofi, se po dilnin shumë gjëra që i kishin thënë astrologët në kalendarët e tyre. Për këtë e pyeti filozofin se ç'mendonte. Filozofi i tha: "Nga gjithë ato gjëra që kanë thënë astrologët, habitem që nuk ka edhe më shumë gjëra që dalin rastësisht."

## 395

Një nëpunës i doli përpara shefit të tij dhe i kërkoi rrogat që nuk ia kishte paguar. Nëpunësi kishte mbetur një kohë të gjatë në gjendje të vështirë ekonomike, madje, thoshte se nuk kishte pasur ç'të hante. Shefi, pasi e pa

me kujdes në fytyrë dhe u bind se pamja e tij dukej krejt normale, i tha: "Pamja juaj i përgënjeshtron fjalët tuaja". Nëpunësi ia priti: "Zotëri, kjo pamje nuk është imja; e kam marrë hua nga i zoti i një restoranti, i cili qe sa kohë më jep veresie."

## 396

Një gjeneral i njohur si frikacak, iu drejtua një kopraci dhe i tha: "Çfarë shije ndien kur i mbledh gjithë ato para dhe nuk i shpenzon?" Kopraci, pa një pa dy, iu përgjigj: "Ndiej shijen që e ndien ti kur mban shpatën."

## 397

Didëroi, njëri nga filozofët e njohur të Francës, pasi kishte shëtitur pothuaj gjithë Rusinë, u takua edhe me mbretëreshën Ekaterina. Didëroi i foli edhe për papastërtinë e bujqve rusë. Mbretëresha, pasi e dëgjoi, iu përgjigj: "Përse ta pastrojnë trupin e tyre bujkrobërit, të cilët nuk e kanë mall të vetin?"

## 398

Volteri, në një tubim, e lëvdoi gjerë e gjatë një princ. Kur njëri nga të pranishmit i tha: "Zotëri, princi nuk po të lëvdon ty. Ti përse po e lëvdon?", Volteri ia priti: "Ka mundësi që të dy ne, unë dhe princi, ta kemi gabim."

## 399

Njëri, në kohë të vjetra, duke i lëvduar disa nga ministrat e Francës, tha: "Ata e mbajnë Francën." Njëri nga dëgjuesit ia priti: "Po, ashtu siç e mban litari njeriun e varur."

## 400

Një kryetar komune e shtyu një avokat me emrin Adam t'i shkruante fjalimet e tij. Një ditë, kryetari i kishte thënë të shkruante një fjalim, por avokati, meqë shkoi diku, nuk e bëri punën. Për këtë shkak, kryetari u shqetësua shumë, sepse iu desh ta shkruante vetë fjalimin. Meqë e shkroi keq, i shqetësoi me këtë fjalim dëgjuesit, prandaj një nga të pranishmit mori tespihet në dorë dhe filloi të përsëriste fjalën e Biblës: "Adam, ku je?"

## 401

Një filozof e frikësonin gjithnjë se do ta dënonin me internim. Një ditë, kur ia përsëritën kërcënimin, ai tha: "Domethënë do të më dërgoni në një vend, ku nuk do të kem më frikë nga dënimi me internim. Kjo për mua është shpërblim, e jo dënim."

## 402

Njëherë në Paris një njeri, që të mos përjashtohej nga puna deri sa të ishte gjallë, bëri si bëri dhe u zgjodh anëtar senati. Shkoi në shtëpi dhe i tha gruas:

- Katerina, a di çfarë? U zgjodha anëtar senati, që të mos largohem nga puna sa të jem gjallë.

- More! S'ka gjë, s'ka gjë; pasi e kanë parë aftësinë tënde, s'ka farë dyshimi se, me siguri, do të ta zgjasin afatin.

## 403

Një prift shumë i trashë nga trupi, kur po predikonte në kishë, thoshte se dyert e parajsës janë shumë të ngushta, prandaj në to nuk do të mund të hyjë lehtë çdokush.

Njëri nga dëgjuesit, i tha: "Po të jetë ashtu, atëherë, nëse na udhëhiqni ju, mos dilni përpara nesh, të vini pas nesh!"

## 404

Njëri, kur e qortonte djalin e vet, për shkak se shpenzonte më shumë seç duhej, i tha: "Ke vënë borxh edhe nga shejtani!" Djali ia priti me hidhërim: "Baba, po shpifni, sepse, në ka mbetur ndonjë në botë, nga i cili nuk kam marrë boxh, është pikërisht ai."

## 405

Një poet i paaftë i lexonte një miku një vjershë lirike kaside të gjatë. Kur i kishin mbetur edhe nja dy vargje, ngriti kokën dhe e pyeti mikun: "Cilat nga vargjet të pëlqyen më tepër?" Miku që e dëgjonte, i tha: "Vargjet që nuk i ke lexuar ende, do të jenë me siguri më të mira!"

## 406

Ushtria franceze pushtoi një qytet, por shpejt u tërhoq prej aty. Pasi mori urdhrin për tërheqje, ushtria u ngarkua me të shpejtë në anije. Kur ikën, nga nguti, harruan ta lajmëronin një ushtar, i cili bënte roje diku larg në periferi të qytetit. Ushtari, pasi priti një kohë shumë të gjatë që të vinte një ushtar tjetër për ta zëvendësuar, u kthye në qytet, ku mori vesh për tërheqjen e ushtrisë. I tmerruar dhe i frikësuar, ia nisi të qante e të fliste me vete, duke thënë: "Vaj halli për mua, do të më shohin e do të më quajnë dezertor." Pas gjithë kësaj, doli njëri nga banorët e atij vendi dhe i shprehu keqardhje. Më në

fund, e mori në shtëpi ushtarin e i dha edhe vajzën për grua. Pas shtatë vjetësh, kur ushtria franceze mori urdhrin ta pushtonte përsëri atë qytet, ushtari duke vrarë mendjen se ç'të bënte, veshi teshat ushtarake, mori pushkën, shkoi në pikëqëndrimin, që kishte mbajtur kur ishte tërhequr ushtria dhe filloi të shëtiste me pushkë në dorë, duke bërë roje. Kur ushtria po afrohej, ushtari bërtiti: "Kush kalon aty?" Komandanti e pa dhe e pyeti se sa kohë kishte që po bënte roje në atë vend. Ai upërgjigj: "Qe shtatë vjet." Kur komandanti e kuptoi punën, e fali ushtarin.

## 407

Santoi, njëri nga poetët francezë, një natë shkoi shumë vonë në hotelin ku banonte. Portieri nuk deshti t'ia hapte derën, duke i thënë se kishte porosi që të mos e hapte në atë kohë. Në fund poeti, për ta shtyrë portierin që ta hapte derën, qe i detyruar t'i jepte një lirë nëpër plasën e derës. Pasi hyri brenda, i tha: "Kur e nxora lirën që ta dhashë, më ra nga xhepi edhe një lirë tjetër, prandaj dil dhe kërkoje, se nuk shoh në errësirë". Sapo portieri doli jashtë, Santoi ia mbylli derën, duke e lënë përjashta gjysmë lakuriq. Tani kur portieri filloi t'i lutej që t'ia hapte derën, poeti i tha: "Kam porosi që dera të mos hapet në këtë kohë." Portieri ia ktheu: "Po unë si ta hapa?" Poeti ia priti: "Edhe unë mund të ta hap me të njëjtin çmim." Portieri që ishte nxirë nga të ftohtët, ngaqë ishte gjysmë i zhveshur, pranoi kushtin e poetit dhe ia ktheu lirën.

## 408

Në teatrin e Parisit shfaqej një komedi e një shkrimtari të patalentuar. Publiku nuk e pëlqeu shfaqjen. Meqë

spektatorët filluan të fishkëllojnë e të bëjnë zhurmë, hyri brenda një polic dhe, kur pyeti se kush u bë shkaktar i kësaj tollovie të madhe, njëri nga shikuesit, duke hedhur shikimin nga llozha, ku ishte shkrimtari i komedisë, tha: "Ja, ai zotëria që rri atje është shkaktar i kësaj tollovie."

## 409

Dikur, në Francë qe formuar një kuvend që përbëhej nga pesëqind anëtarë të zgjedhur. Një kuvendar nga Gaskonja përgatiti një lutje me shkrim për t'ia paraqitur këtij kuvendi. Mbi lutje shkroi: "500.000 anëtarëve të kuvendit." Njëri e pa këtë dhe i tha: "Zotëri, ke vënë tri zero më tepër". Gaskonjasi ia ktheu: "Ç'thua kështu? Zerot që kam vënë unë janë pesë, kurse në kuvend ka pesëqind zero."

## 410

Njëri, kur pa se dhëndri, i cili kishte shtat shumë të shkurtër, kishte varur një shpatë të gjatë, tha: "Kush e ka varur dhëndrin tim në këtë shpatë?"

## 411

Një saraf kishte për të marrë para nga një njeri. Sarafi u përpoq shumë kohë, por e kuptoi që nuk do të mund të merrte gjë. Një ditë prej ditësh e takoi në rrugë borxhliun dhe i tha: "Hoqa dorë nga gjysma, por, së paku, më jep gjysmën tjetër". Borxhliu nxori nga xhepi një qese dhe iu përgjigj: "Ja, ta kam sjellë gjysmën, por pasi the se gjysmën nuk e doje, kjo pjesë le të mbetet tek unë. Prit kur të të sjell gjysmën tjetër."

## 412

Një borxhli qe shumë i sëmurë dhe tha: "I lutem Zotit të m'i japë të mirat e jetës vetëm sa t'i paguaj borxhet e mia". Një mik ia priti: "Ah, more miku im, atëherë nuk do të kërkosh të vdesësh asnjëherë."

## 413

Një kumarxhi hyri në grindje me një tjetër. Kur një i tretë e thirri në duel kumarxhiun, ai i tha: "Kam fituar mbrëmë tetëqind lira, ndaj, nuk guxoj të dal në duel, por nëse ju me të vërtetë dëshironi, atëherë do t'ju sjell atë që i humbi ato lira. Pa dyshim, ai do të luftojë trimërisht me ju."

## 414

Urbini i Tetë, një nga papët, këmbëngulte se ishte zotërues shumë i mirë i metrikës dhe astronomisë. Për çdo vit botonte edhe nga një kalendar. Një natë binte shi i rëndë. Meqë dhoma e papës ishte në thellësi të ndërtesës, ai nuk mund ta dëgjonte zhurmën e madhe të shiut dhe të shtrëngatës, prandaj e pyeti shërbyesin sesi ishte koha. Kur shërbyesi i tha, gjë e çuditshme: "Koha është shumë e bukur", papa me krenari ia priti: "Shiko, a nuk është e shkruar kështu në kalendarin tim?"

## 415

Një poet ia lexoi njërit poezitë e veta. Ky nuk i pëlqeu dhe nuk ua vuri veshin poezive të tij. Poeti u hidhërua. Pasi iku poeti, njeriu u pendua që ia theu shpirtin të gjorit dhe për ta përmirësuar këtë gabim, i dërgoi të ngratit poet dhjetë lira. Poeti, pasi i mori lirat, njeriut që i

solli, i tha: "Po ta dija se do të arrija shpërblime të tilla, zotërinë tënd do ta fyeja edhe më shumë."

## 416

Një poet thoshte: "Në këtë botë duhet patur kujdes të madh nga katër gjëra: nga fytyra e gruas; nga prapanica e mushkës, nga ana e qerres dhe nga të gjitha anët e priftërinjve."

## 417

Në Francë, dikur, qe ngritur një këshill ushtarak për të trajtuar dhe zgjidhur çështjen e rrahjes a mosrrahjes së ushtarëve. Një gjeneral shumë i trashë, anëtarë i këshillit, tha: "Sido që të jetë gabimi i ushtarit, nëse duhet të rrihet, të rrihet vetëm një herë dhe pas kësaj, rrahja të mos përsëritet asnjëherë". Njëri nga shokët e tij, pasi e dëgjoi, tha: "Mirë thua ti, ama, po të jetë ushtari i trashë si ti, si të rrihet vetëm një herë?"

## 418

Një grua, pasi kuptoi se për të do të hynin në dyluftim dy veta, u tha: "Po lodheni kot, sepse mua nuk mund të më shtini në dorë me kësij lloj hekurash. Ai që më shtie në dorë mua, është floriri, ndaj, atë kërkojeni."

## 419

Njëherë, një ligjërues i qortonte meshkujt. Një grua deshi të nxirrte një lëvdatë për gratë nga ky qortim dhe, për ta sqaruar këtë çështje, pyeti: "Po gratë?" Ligjëruesi iu përgjigj: "Gratë janë edhe më të këqija, edhe më beter".

Gruaja atëherë tha: "Po të jetë ashtu si thoni ju, atëherë njerëzit janë të përsosur kur nuk ka as burra, as gra."

## 420

Një komediograf kishte shkruar një komedi, të cilën ua lexoi dy dijetarëve më të ditur dhe më të mençur të kohës së tij. Ata e pëlqyen, por kur komedia u vu në skenë, komediografi e pa se nuk u pëlqye nga të tjerët. I shqetësuar shpirtërisht, shkoi te dijetarët dhe u tha: "Ata që janë të dalluar për dituri dhe zgjuarësi, pëlqejnë çdo gjë, duke nxjerrë mendime dhe filozofi prej tyre. Por dallues dhe provues të vërtetë janë të padituritt dhe torollakët. Prandaj, librat që do t'i shkruaj paskëtaj, do t'ua tregoj të tillëve." Pasi i tha këto fjalë, iu drejtua një konti që ishte i pranishëm, duke i thënë: "Ejani zotëri kont, t'jua lexoj juve një komedi që e kam shkruar dhe, ju lutem, pasi ta dëgjoni, më thoni qartë mendimin tuaj."

## 421

Një poet i rëndomtë shkroi një elegji për vdekjen e Molierit, poet i famshëm dhe gojëtar i dëgjuar. Këtë elegji ia lexoi një princi. Princi, pasi e dëgjoi, i tha: "Edhe ju jeni një poet i madh sa Molieri. Por, po ta kishte shkruar Molieri këtë elegji për ju, do ta kisha dëgjuar edhe më me kënaqësi."

## 422

Një shkrimtar i varfër kishte shkruar një libër. Me shpresë që të shpërblehej, shkoi për t'ia paraqitur një princi. Meqë portieri ia ndaloi hyrjen, shkrimtari i premtoi një të tretën e asaj që do të merrte. Pas kësaj, portieri

e lejoi të hynte, por para se të arrinte te princi, e ndaluan edhe dy shërbëtorët e tjerë, prandaj shkrimtari u detyrua t'u premtonte edhe atyre një të tretën e shpërblimit. Kur doli para princit dhe ia paraqiti librin, i tha: "Zotëri, si shpërblim për këtë mundim, jepmëni një dajak të mirë." Kur princi e pyeti për filozofinë e kësaj fjale të çuditshme, autori u përgjigj: "Sepse unë të tria pjesët e shpërblimit që do të marr, ua kam premtuar të tjerëve. Për këtë shkak, nëse më jepni shpërblimin që kërkova, atëherë, do të kem mundësi të hakmerrem ndaj tyre!"

## 423

Një aktor, pasi u njoh me një grua të famshme, shkonte në shtëpinë e saj për çdo natë. Një herë, aktori shkoi ditën, dhe kur hyri në dhomën e gruas, ajo, për t'u paraqitur para mysafirëve që ishin aty, sikur nuk njihej me të, i tha aktorit: "Ç'kërkove që erdhe këtu?" Aktori ia priti: "Kam harruar kapelën time të natës; erdha për ta marrë."

## 424

Një kafeneje në Paris ia kishin vënë emrin "Kafeneja e llafazanëve." Një ditë, kur kafeneja ishte përplot me myshterinj, për t'i tallur ata që qenë aty, dikush e hapi derën dhe pyeti: "A nuk është kjo kafeneja e llafazanëve?" Njëri nga të pranishmit iu përgjigj: "Po zotëri, mund të hyni."

## 425

Në një tubim flitej se një koprac kishte humbur në lojën e bixhozit, prandaj nuk e hapte më gojën. Njëri nga ata që kishte dëgjuar për këtë, tha: "Nuk është për

t'u habitur, sepse njeriut i ndalet zëri në fatkeqësi të mëdha."

## 426

Një peshkop dërgoi nipërit e tij te një kardinal, që ishte në moshën nëntëdhjetëvjeçe. Kur kardinali i tha: "Mos u brengosni, sepse nëse vdisni ju, unë do të jem në vend të xhaxhait të tyre", peshkopi ia priti: "Unë do t'ju përcjell në botën e përjetshme."

## 427

Një prift kishte bindjen se Perëndia u jep fatkeqësira njerëzve që i do. Kur prifti i tha një njeriu që kishte pësuar shumë fatkeqësi: "Këto janë mirësira të Perëndisë ndaj jush", burri i tha: "Nuk jam ai që e kam fituar të drejtën për këto mirësira."

## 428

Duka dë Vijon ishte shumë i trashë, por edhe djali i xhaxhait të tij, Duka dë Mon nuk mbetej mbrapa tij. Një ditë që të dy shkuan te Luigji i Katërmbëdhjetë. Mbreti i foli njërit prej tyre për rrezikun e trashësisë dhe, ndërsa po e qortonte për moslëvizje, burri, duke iu përgjigjur me zemërim, i tha: "Madhëri, kushdo që u ka thënë për moslëvizjen time, ka shpifur për mua, sepse unë, robi juaj i nënshtruar, e rrotulloj djalin e xhaxhait tim tri herë në ditë."

## 429

Duka dë Vijon, një nga admiralët e Francës, duke kaluar nëpër lumin Rin, iu drejtua kalit të tij, duke i thënë:

"Mos u pajto kurrë që një admiral i Francës të mbytet në një ujë të ëmbël."

## 430

Në një tubim, ku ishte i pranishëm edhe Fonteneli, diskutohej se Perëndia e ka krijuar njeriun sipas figurës së vet. Fonteneli tha: "Po, edhe njeriu nuk po mungon së vepruari po ashtu."

## 431

Kardinalët shkuan t'i urojnë zgjedhjen një pape. Njëri prej kardinalëve i tha: "Keni marrë titullin papë, prandaj sot është dita e fundit që do të mund ta dëgjoni një fjalë të vërtetë. Është e vërtetë se ju tashmë jeni njeri i madh, por deri më sot keni qenë një njeri i paditur dhe inatçi. Kjo është ajo fjalë e vërtetë që po e dëgjoni për herë të fundit."

## 432

Shërbëtorët e një pasaniku koprac iu ankuan të zotit se kishin mbetur pa këmisha. Kopraci e thirri ekonomatin dhe i tha: "Shkruaji qehajait të filan çifligu, që të mbjellë këtë vit më shumë li". Kur shërbëtorët filluan të qeshin për këto fjalë, kopraci tha: "Hë, sa ëmbël qeshin, pasi ua sigurova këmishat!"

## 433

Një i dashuruar i ri pa një plak rival pranë së dashurës dhe, për ta poshtëruar atë, e pyeti sa vjeç ishte. Plaku e kundërshtoi, duke iu përgjigj: "Një gomar njëzet vjeç është më plak se një njeri gjashtëdhjetë vjeç."

## 434

Në mejdan të luftës, mes një ushtari dhe rreshterit u zhvillua ky dialog:

- Rreshter! Rreshter! E kapa një rob.
- Mirë, të lumtë! Sille këtu, - i tha rreshteri.
- Nuk mundem ta sjell, - iu përgjigj ushtari.
- Atëherë, lëshoje menjëherë, - i thërriti rreshteri.
- Po, por nuk më lëshon ai, - ia ktheu më në fund ushtari.

## 435

Papa Klementi i shtatë lakmonte dhe i hante shumë pjeprin dhe bostanin. Meqë sëmurej shpesh prej tyre, e ndërroi mjekun, i cili e shëronte vazhdimisht. Gjeti një mjek të ri, i cili, ngaqë ia ndryshoi tërësisht ushqimin, për një kohë të shkurtër e vdiq papën. Banorët e Romës nuk e kishin dashur atë papë, prandaj portretin e mjekut e varën në një shtyllë të stolisur, që gjendej në një shesh dhe nën të shkruan këto fjalë: "Ruaji qengjat e Zotit, ruaji nga kullota e kësaj bote të fëlliqur."

## 436

Filipi i Katërt, njëri nga mbretërit e Spanjës, pasi i doli nga dora Portugalia, deshi të merrte titullin "Filipi i Madh", ndaj duka i një qyteti, i tha: "Qeveritarët tanë i ngjajnë vrimës; ajo rritet sa më shumë që të humbë vendi."

## 437

Një aktoreje i thanë se nuk i kishte këmbët të barabarta. Ajo u tha: "Thuajani drejtorit të teatrit, ai që i ushqen ato është pikërisht ai."

## 438

Një aristokrat i Pikardisë shkoi mysafir te një peshkop. Aristokrati fliste gjithë kohës sa hanin ushqim. Pasi nuk ia lëshoi radhën peshkopit të hapte gojën, peshkopi u çua pa ngrënë, shkoi para mangallit. Kur e shqetësoi edhe nga prapa, peshkopi i gjorë mbeti edhe pa u ngrohur te zjarri. Dikush menjëherë i tha: "Zotëri, e dija se pikardiasit kishin kokë të nxehtë, por nuk e kisha ditur se prapanicën e kanë të ftohtë, megjithëse gjaku që kërcen në kokat e tyre u vjen që aty."

## 439

Tomas Mori, kur do ta vinin në trekëmbësh për ta varur, i tha njërit që e kishte pranë: "Më ndihmoni derisa të ngjitem lart, sepse për të zbritur poshtë, nuk do t'ju shqetësoj."

## 440

Një koprac nuk e pinte verën pa u thartuar. Një ditë, një mik, ndërsa po kalonte para derës së tij, e pyeti shërbyesin e kopracit se ç'po bënte i zoti. Shërbyesi i tha: "Po pret të thartohet vera."

## 441

Një mbret kinez urdhëroi një historiograf që të mos shkruante asgjë për të. Historiografi e hapi menjëherë defterin e shënimeve dhe filloi të shkruante diçka. Kur e pyeti mbreti se ç'shkroi, historiografi iu përgjigj: "Në faqen e fundit të historisë po shënoj se e kam shkruar urdhrin që ma dhatë."

## 442

Një aktor doli në skenë për herë të parë në teatrin e Brukselit. Meqë nuk arriti t'i paraqiste vlerat e tij para spektatorëve, në fund të shfaqjes doli në skenë dhe tha: "Nesër do të dal përsëri para jush dhe, nëse përsëri nuk do të mud t'i paraqes vlerat e mia, do ta braktis këtë profesion e do t'i djeg publikisht teshat e mia të teatrit." Të nesërmen, posa doli para publikut, të gjithë spektatorët i hodhën nga një kuti shkrepsesh.

## 443

Një avokat e kishte zakon që, herë pas here të shkruante poezi. Një ditë, disa poezi që i kishte shkruar, ia tregoi poetit të njohur, Malreb. Malrebi, pasi u hodhi një shikim poezive, i tha: "A me varje u janë kërcënuar juve nëse nuk do t'i bënit këto poezi?" Kur avokati e pyeti: "Përse?", poeti ia priti: "Po si mund të shkruajë poezi të tilla njeriu që nuk i nënshtrohet një kërcënimi në këtë mënyrë?"

## 444

Një turist anglez ishte zënë rob nga një fis barbar në Amerikë, që quheshin "karaibë". Këtij anglezi jetën ia shpëtoi një vajzë që i takonte po këtij fisi, duke ikur së bashku me të. Kur arritën në qytet, anglezi e nxori vajzën në treg për ta shitur. Ndërsa bënte pazar me njeriun që donte ta blinte, vajza i tha: "Po kërkon të më shesësh? Unë kam mbetur shtatzanë me ty!" Turisti anglez ia priti: " E pse s'po flet, që ta kërkoj çmimin sipas kësaj?"

## 445

Pesë-gjashtë veta, që të gjithë të martuar, rrinin në një vend dhe diskutonin për çështjet e martesën. Njëri prej tyre, pasi përshkroi tradhtinë që ia kishte bërë një grua burrit të saj, u çua dhe shkoi. Kur njëri nga të pranishmit tha: "Gjendja që e përshkroi shoku ynë, si duket, i ka rënë në kokë vetë atij", një tjetër nga ata ia priti: "Unë di një tregim shumë të çuditshëm për këtë çështje, por, për shkak se jam i martuar, po e them, por me kusht që të shpërndahemi e të shkojmë që të gjithë prej këtu."

## 446

Një gjeneral ra ngushtë në një vend, duke mos patur ushtri të mjaftueshme nën komandën e tij. Për t'ia bashkangjitur ushtrisë së tij togën e policisë kalorëse, e thirri oficerin e togës dhe e urdhëroi t'i dërgonte trupat e policisë. Oficeri i policisë e pranoi këtë propozim, por, kur shkoi pranë togës, tha: "Do të nisemi për në luftë. Kjo punë është jashtë detyrës suaj, por komandanti e kërkon këtë, duke mos harruar se ju jeni kryefamiljarë, që ju keni kafshët dhe pasurinë tuaj. Para marsh!"

## 447

Një zonjë ia dha fjalën një të riu për të vallëzuar së bashku në një lokal. Kur erdhi koha e vallëzimit, gruaja, duke parë se i riu nuk kishte dorëza, i tha: "Aha! Ti nuk paske dorëza". I riu ia priti: "S'prish punë, s'prish punë, zonjë e nderuar, pas vallëzimit do t'i laj duart."

## 448

E pyetën njërin nga banorët e Spartës së vjetër, se çfarë dënimi u jepej në vendin e tyre të përdalave. Ai u përgjigj: "U jepet një dem, që duke i pasur këmbët te mali Tajket, ta zgjasë kokën për të pirë ujë në lumin Ardatos!" Kur e pyetën: "A është e mundur të gjendet një dem kaq i gjatë?", ai u përgjigj: "Të gjesh një të përdalë në Spartë është më vështirë se të gjesh një dem të këtillë."

## 449

Një koprac thoshte se kishte të ardhura vjetore dy mijë lira. Meqë shpenzonte vetëm një të katërtën e tyre, shpresonte që ta shtonte këtë sasi. Kur dëgjoi njëri, tha: "Ky kursim është në rrugë të tillë, që i zoti i tij është i denjë në rritjen e fondit."

## 450

Një princ që e kishte kaluar jetën në luftë, shkoi në faltore së bashku me të motrën për të dëgjuar predikimet e një predikuesi. Meqë motra e tij filloi të kotej, princi, kur e pa se doli predikuesi në foltore, bërtiti: "Gatitu! Po vjen armiku!"

## 451

Dy veta kur po shkonin rrugës, hasën në një varr dhe panë mbi gur shprehjen: "Këtu pushon shpirti i një myderrizi" Njëri, duke thënë: "A pushon shpirti në varr?", filloi të qeshte. Tjetri, duke e kuptuar domethënien e kësaj fjale edhe më mirë, pasi u nda nga shoku i vet,

u kthye te varri, e ngriti gurin e varrit dhe nga aty nxori një thesar të fshehur. Mbi një gur tjetër ishte shkruar shprehja: "Ah, lum ai që e di domethënien e shkrimit që është në gurin tim! Zbuloje, e pastaj shih dhe puno. Përpiqu të shfrytëzosh nga trashëgimia ime më mirë se unë!"

## 452

Mbretëresha e Zvicrës, e famshmja Kristina, kur shkoi njëherë në Francë, veshi rroba lufte mashkulli. Gratë e funksionarëve të Francës, që shkuan ta vizitojnë, filluan ta puthnin me radhë. Mbretëresha, e shqetësuar nga kjo sjellje e pakontrolluar e tyre, tha: "Vallë, a për shkak se u përngjaj meshkujve më puthin këto zonja me kaq dëshirë të zjarrtë?"

## 453

Ambasadorin e Luigjit të Trembëdhjetë, njërit nga mbretërit e Francës, që ishte i akredituar në Madrid, e detyronin të kryente disa ceremoni të zakonshme në rezidencën e mbretit të Spanjës. Meqë ambasadori nuk deshi t'i bënte ato, e hidhëroi fort mbretin e Spanjës, i cili i tha: "A nuk mundi të gjente mbreti i Francës një ambasador tjetër të ma dërgonte mua, përveç jush?" Ambasadori iu përgjigj: "Mbreti im ka njerëz shumë më të mençur dhe të aftë se unë, por, kundrejt lartmadhërisë suaj, e pa të mjaftueshme dhe të arsyeshme mendjen dhe aftësinë time."

## 454

Luigji i Njëmbëdhjetë, mbret i Francës, aq frikësohej nga vdekja, saqë në lutjet që lexoheshin në faltore për të, urdhëroi të luteshin vetëm për shëndetin e tij. Një

ditë, kur ishte në faltore, prifti në prani të tij, u lut për shëndetin trupor dhe shpirtëror të tij, por mbreti i tha: "Mos kërkoni përnjëherë shumë gjëra, sepse ndodh që nuk do t'jua japin fare. Tash për tash mjafton të luteni për shëndetin tim trupor."

## 455

Njëherë, një anije e zuri shtrëngata në mes të detit. Kur anija po mbushej me ujë, ekuipazhi i saj u tërhoq në një anë dhe filloi të lutej e të kërkonte ndihmë nga të dashurit dhe nga miqtë. Kur kapiteni e pa këtë gjendje dhe e kuptoi se anija do të fundosej, iu drejtua ekuipazhit të anijes e i tha: "Djemtë e mi, pa dyshim, është mirë që keni kërkuar ndihmë nga të dashurit dhe miqtë tuaj dhe, me siguri, do të arrijnë të na ndihmojnë, por, përball fatkeqësive të këtilla ka një dashamirëse që më së shumti ndihmon. Asaj ia thonë emrin "Pompë"; të kërkojmë pak ndihmë nga ajo."

## 456

Një fshatar kishte mbjellë qiqra në arën e tij. Pas disa ditësh kaloi andej një ushtri zvicerane dhe batalioni i vendosi tendat në arën e fshatarit. Fshatari kur e pa se po i prisheshin bimët e mbjella, filloi të bërtiste: "Një mrekulli! Një mrekulli!" Sado që ata e pyetën se cila ishte ajo mrekulli, ai nuk përgjigjej fare, por vazhdonte si më parë: "Një mrekulli! Një mrekulli!". Më në fund, e dëgjoi komandanti i ushtrisë dhe e thirri të përgjigjej se cila ishte ajo mrekulli. Fshatari iu përgjigj: "Në këtë arë kisha mbjellë qiqra, por paskan mbirë zviceranë." Komandanti, duke u kënaqur nga kjo shaka, ia pagoi dëmin fshatarit.

## 457

E pyetën një mareshal sesi e humbi luftën. Ai u përgjigj: "E humba, duke menduar se po e fitoja."

## 458

Duka i Lidikjes u martua në moshë shumë të shtyrë. Kur kardinali e pyeti për shkakun e kësaj martese të vonuar, burri iu përgjigj: "Për të qenë baba fëmijësh." Kur kardinali e dëgjoi, i tha: "Por gruaja që keni marrë është një grua e ndershme."

## 459

Një njeri, kur hyri në shtëpi, gjeti një të huaj pranë gruas dhe kur burri vrapoi kah ai njeri për t'u hakmarrë, gruaja e kapi për krahu dhe i tha: "Çka do të bësh! Babanë e fëmijëve të tu do të vrasësh!"

## 460

Në vitin 1682, në Francë peshkopët kishin paraqitur disa herë kërkesa për t'i përjashtuar nga puna priftërinjtë, por mbreti nuk lejonte. Peshkopët përsëri shkruan një dokument për këtë çështje dhe kur ia paraqitën mbretit vetë, ai u tha: "Po, keni të drejtë. Ajo që keni paraqitur ju është e drejtë, por, duhen përjashtuar nga puna jo vetëm priftërinjtë, por edhe peshkopët, sepse edhe ata janë në të njëjtën gjendje."

## 461

Njëri, duke dashur të hynte në radhën e aristokratëve, mendoi disa emra të shquar për të cilët mëtonte se

ishin emrat e të parëve të tij. Një shakaxhi i një fshati, për ta ngacmuar, i tha: "Nëse ne të gjithë kemi lindur nga të parët tanë, ju tani po i lindni ata para syve tanë."

## 462

Një fshatar fare i paditur, arriti të pranohej anëtar i "Akademisë" së Parisit. I habitur nga arritja e këtij suksesi me lehtësinë më të madhe, për të bërë shaka me komisionin e Akademisë, erdhi te kryetari dhe i tha: "Zotëri, nëse doni të bëni një vepër të mirë, jepjani titullin e anëtarit të Akademisë edhe kalit tim, pasi edhe ai ka ardhur në Paris". Kryetari iu përgjigj: "Më vjen keq që këtë mendim tuajin nuk do të mund ta pranoj, me një arsyetim shumë të thjeshtë, sepse në Akademinë tonë pranohen vetëm gomarët dhe jo kuajt!"

## 463

Një prift erdhi te papa i katërmbëdhjetë dhe filloi të qante e të rënkonte. Kur papa e pyeti për shkakun e këtij shqetësimi dhe pikëllimi kaq të madh, ai tha: "Më është thënë se ka lindur dexhalli". Papa, pa ndonjë shqetësim, e pyeti: "Sa vjet është tash dexhalli?" Prifti iu përgjigj: "Një a dy vjet." Papa, atëherë, pa u shqetësuar fare, i tha: "Nëse është ashtu, atëherë le të mendohet trashëgimtari im."

Sami Frashëri
ANEKDOTA

Boton: Logos-A

Për botuesin: Adnan Ismaili
Kryeredaktor: Husamedin Abazi

Recensentë:
dr. Ismail Ahmedi, dr. Enver Mehmeti

Redaktor gjuhësor: dr. Xhevat Lloshi
Redaktor artistik & disenji: Edi Agagjyshi
Redaktor teknik & faqosës: Azem Zaimi
Korrektor: Shkëlzen Polisi

Mbikëqyrës i shtypit: Imer Gogjufi
Përgatitja kompjuterike: Focus Pro - Shkup
Shtypi: Focus - Prishtinë



Shënimi i CIP katalogut i këtij libri gjendet
në Bibliotekën Kombëtare dhe Universitare
ISBN 9989-58-054-5

www.logos-a.com

